Përktheu:
KOMISIONI PËR PËRKTHIME
DHE STUDIME ISLAME-KPSI
Përkthyes, korigjues, mbikëqyrës:
XHELADIN LEKA
Përkthyes, korigjues:
MR.FIDAN XHELILI
BALI SADIKU
SABAHUDIN SELIMI
Përkthyes:
ESHREFEDIN ISMAJLI
FEHMI DALIPI
UNEJS MURATI
Redaktorë gjuhësorë:
ARJAN KOÇI
Ballina dhe përgatitja kompjuterike:
AVNI G. GASHI

Botimi i parë, Gjilan 2012



Katalogimi në botim – (CIP)
Biblioteka Kombëtare dhe Universitare e Kosovës

28
Mburoja e Tevhidit : (njëshmëritë së Allahut) / Dijatarët Abdurrahman Sa’di...[et al.] ; përktheu Komisioni për përkthime dhe studime Islamike - KPSI. - Prizren : Essebil, 2012. - 287 f. ; 11 cm.
1. Sa’di, Abdurrahman
ISBN 978-9951-553-10-0

Boton:Essebil

# HYRJE

Falënderimi i takon Allahut.
Përshëndetjet dhe paqja e Tij qoftë për të Dërguarin e Allahut.
Allahu i dërgoi Profetët dhe i zbriti librat për të adhuruar Atë, të vetmin i Cili nuk ka ortak, dhe që feja të jetë e sinqertë vetëm për Të. Allahu i Lartësuar thotë: ***"Çdo populli Ne i çuam një të Dërguar (që u thoshte): "Adhuroni Allahun dhe shmangni idhujt!"*** (En-Nahl: 36)
Ruajtja e kufijve të tevhidit (njëshmërisë së Allahut) është nga detyrat parësore të Pejgamberëve, të të Dërguarve dhe pasuesve të tyre në të mirë deri në Ditën

e Gjykimit dhe për këtë arsye u shkrua ky libër, "Mburoja e Tevhidit", i cili përmban shkrimet e dijetarëve për tevhidin, për sinqeritetin e fesë vetëm për Allahun dhe për lënien e bidateve dhe gjërave të shpikura.

Lusim Allahun e Lartësuar të japë dobi nga ky libër!

Shtëpia botuese "el Kasim".

# CILËSITË E BESIMIT TË EHLI SUNNETIT DHE XHEMATIT

***Nga dijetari i nderuar** Abdurrahman ibën Nasir Es-Sa'dij **(Allahu e mëshiroftë)***

Falënderimet i takojnë Allahut. Atë e falënderojmë, ndihmë e falje vetëm prej Tij kërkojmë. Kërkojmë mbrojtje nga Allahu prej të këqijave të vetvetes dhe punëve tona të liga. Atë që e udhëzon Allahu nuk ka kush që mund ta humbë, kurse atë që e humb Ai nuk ka kush që mund ta udhëzojë.

Dëshmoj se askush nuk e meriton të adhurohet me të drejtë përveç Allahut dhe dëshmoj se Muhamedi është rob dhe i Dërguar i Tij.

Më parë kemi bërë shpjegimin e disa çështjeve në disa tema të librit "KITABU ET TEVHID", të dijetarit islam Muhammed ibën Abdulvehabit, Allahu e mëshiroftë. Ka pasur dobi të madhe dhe ka qenë ndihmesë për kërkuesit dhe mësuesit e dijes për shkak të sqarimeve të dobishme dhe kuptimplote.

Nevoja e madhe për të na shtyn që ta ribotojmë dhe shpërndajmë edhe një herë, mirëpo këtë herë edhe me një parathënie të shkurtër, e cila në vetvete përmban besimin e përgjithshëm të Ehli Sunnetit në bazat (e fesë) dhe në çfarë vjen pas tyre.

E fillojmë këtë parathënie me ndihmën e Allahut.

Ehli Sunneti besojnë në Allahun, melaiket e Tij, në librat e Tij, në Pejgamberët e Tij, në Ditën e Fundit dhe se gjithçka që ndodh, e mirë apo e keqe, ndodh me caktimin e Tij.

Dëshmojnë se Allahu është i vetmi Zot që meriton adhurim, që veçohet me cilësitë e Tij të plota, e adhurojnë atë të vetëm, me sinqeritet dhe nënshtrim të plotë.

Dhe thonë: Me të vërtetë Ai është Allahu, Krijuesi, Shpikësi, Formësuesi, Furnizuesi, Ai që jep dhe ndalon, është Zotërues dhe Mbikëqyrës i të gjitha gjërave.

Ai është i vetmi të Cilit i nënshtrohemi dhe e adhurojmë (dhe gjatë adhurimeve

nuk kemi për qëllim askënd tjetër përveç Tij), Ai është i pari dhe nuk ka ekzistuar asgjë para Tij, është i fundit dhe nuk do të ketë asgjë pas Tij, Edh-Dhahir Më i Larti, mbi të Cilin nuk ka asgjë, dhe Ngadhënjyes, El-Batin Më i Afërti (nuk ka gjë më të afërt pranë gjërave se Ai me dijen e Tij, nuk ka asnjë pengesë mes Tij dhe krijesave të Tij, Ai di çdo gjë që është e fshehtë) dhe Më i Lartësuari në çdo kuptim: lartësim me qenie, lartësim me pozitë, lartësim me forcë.

Ai është ngritur mbi Arsh, ngritje që i përket madhërisë së Tij. Me gjithë lartësimin dhe ngritjen, dituria e Tij përfshin çdo gjë, qofshin ato të shfaqura apo

të fshehta, qofshin ato në botën e lartë apo të ulët. Ai është me robërit me diturinë e Tij, i di të gjitha çështjet e tyre, është afër dhe u përgjigjet lutjeve të tyre.

Ai është i pavarur me Qenien e Tij, nuk ka nevojë për krijesat, kurse çdo krijesë është e nevojshme për krijimin e tij dhe për krijimin e çdo gjëje që kanë nevojë gjatë gjitha kohërave, dhe nuk mund të bëhet i pavarur askush nga Ai qoftë edhe për një kohë shumë të shkurtër, sa hap dhe mbyll qepallat. Ai është i Butë dhe i Mëshirshëm, ku nuk ka asnjë dhunti qoftë në fe, qoftë në dunja, dhe nuk ka pengim (largim) të së keqes vetëm se prej Allahut. Ai është dhurues i

të mirave dhe ndalues-largues i të këqijave.
Prej mëshirës së Tij është se Ai çdo natë, në pjesën e tretë të saj, zbret në qiellin e botës për të parë nevojat e robërve dhe thotë: *"Nuk pyes për robërit e Mi dikë tjetër! A është kush që më lutet Mua e t'i përgjigjem lutjes së tij? A është kush që kërkon diçka prej Meje e t'ia jap atij? A është kush që kërkon falje nga Unë e t'ia fal atij?"* Dhe kështu vazhdon derisa të lindë agimi, Ai zbret ashtu siç do dhe vepron çfarë të dojë. ***"Asgjë nuk i shëmbëllen Atij. Ai i dëgjon të gjitha dhe i sheh të gjitha."*** (Esh-Shura: 11)
Ehli Sunneti kanë bindje se Ai është i Urti, të Cilit i takon urtësia e plotë në

fenë dhe përcaktimin e Tij, nuk ka krijuar asgjë pa ndonjë qëllim dhe nuk i ka bërë dispozitat (ligjet) vetëm se për dobi dhe urtësi.

Dhe se Ai është që pranon pendimin, është falës shumë i madh. Ai pranon pendimin prej robërve të Vet dhe ua fal atyre gabimet e vogla, ua fal edhe gabimet e mëdha atyre që pendohen, që kërkojnë falje dhe kthehen tek Ai.

Është falënderues, falënderon për punët të pakta dhe u shton falënderuesve prej dhuntisë së Tij.

E cilësojnë Atë ashtu siç Ai (Allahu) e ka cilësuar Vetveten dhe ashtu siç e ka cilësuar Atë i Dërguari i Tij.

Nga cilësitë ose atributet e Qenies (Sifat dhatijeh)[1] së Tij janë se:
cilësohet me jetë të plotë, me dëgjim dhe shikim, me fuqi të plotë, madhëri dhe krenari, me famë dhe madhështi, me bukuri dhe falënderim absolut.
Nga cilësitë e veprave të cilat janë të lidhura ngushtë me vullnetin dhe përcaktimin e Tij janë mëshira dhe kënaqësia, hidhërimi, të folurit e asaj që do dhe si do, se fjalët e Tij nuk harxhohen dhe nuk përfundojnë, se Kur'ani është fjalë e Allahut, nuk është i krijuar, prej Tij ka filluar dhe tek Ai kthehet.

[1] Sifat dhatij-jeh (cilësi ose atribute të Qenies) janë ato cilësi me të cilat Allahu ka qenë dhe vazhdon të jetë i cilësuar dhe asnjëherë nuk mund të mendohet shkëputja e tyre nga Qenia e Tij.(sh.p).

Ai ka qenë dhe vazhdon të jetë i cilësuar me cilësinë e të bërit çfarë dëshiron, flet çfarë të dojë dhe gjykon mbi robërit e Tij me gjykimet e Tij përcaktuese, me gjykimet e Tij sheriatike dhe gjykimet e Tij shpërblyese apo ndëshkuese; Ai është Gjykues dhe Sundues dhe çdo gjë përveç Tij është krijesë e cila do të gjykohet dhe nuk mund të ikë askush nga sundimi dhe gjykimi i Tij.

Ehli Sunneti besojnë në atë çfarë gjendet në Kur'an dhe në hadithet mutevatire, se me të vërtetë besimtarët do ta shohin Zotin e tyre haptas dhe se kënaqësia e të parit të Tij dhe shpëtimi me kënaqësinë e Tij janë prej dhuntive dhe kënaqësive më të mëdha.

Besojnë se kush vdes pa besim dhe njësim të Allahut, ai do të jetë përgjithmonë në zjarrin e xhehennemit, se nëse mëkatarët e mëdhenj vdesin pa u penduar dhe nuk kanë bërë ndonjë vepër që ua shlyen mëkatet dhe se nuk ka pasur ndërmjetësim për ta, edhe nëse hyjnë në zjarr nuk do të qëndrojnë në të përgjithmonë. Ehli Sunneti besojnë se nuk do të mbetet në zjarr përgjithmonë askush që në zemrën e tij ka besim qoftë sa thërrmija e atomit.

Janë të bindur se imani-besimi përfshin bindjet e zemrës dhe veprat e saj, veprat e gjymtyrëve dhe të gjuhës, e kush i kryen ato ashtu siç duhet është besimtar i vërtetë, i cili meriton shpërblimin dhe

ka shpëtuar prej dënimit, por kush lë mangët diçka prej tyre, besimi i tij pakësohet në bazë të lënies mangët prej tij në vepra. E, për këtë besimi shtohet me nënshtrim e punë të mira dhe zvogëlohet apo lihet mangët me punë të liga dhe mëkate.

Gjithashtu prej bazave të besimit të Ehli Sunnetit është puna me zell e çdo gjëje që u bënë dobi atyre, qoftë prej çështjeve të fesë apo prej çështjeve të dunjasë dhe gjithnjë janë të kujdesshëm për atë që u bën dobi duke kërkuar ndihmën e Allahut.

Gjithashtu janë të sinqertë gjatë çdo lëvizjeje të tyre dhe e pasojnë Pejgamberin sal-lAllahu alejhi ve sel-lem në

sinqeritet ndaj të Adhuruarit, e pasojnë Sunnetin e tij dhe i këshillojnë besimtarët që edhe ata ta pasojnë rrugën e tyre.

Dëshmojnë se Muhamedi është rob dhe i Dërguari i Allahut, se Allahu e dërgoi atë me udhëzim të qartë dhe fe të vërtetë për ta bërë atë mbizotëruese mbi të gjitha fetë dhe se ai është më parësor për besimtarët sesa vetvetja, se ai është vula e Pejgamberëve, se është dërguar tek njerëzit dhe xhinnët si përgëzues dhe qortues, thirrës për në rrugën e Tij dhe pishtar ndriçues. Besojnë se Allahu e dërgoi atë për përmirësimin e fesë dhe dunjasë, që krijesat ta madhërojnë

Allahun duke u ndihmuar gjithnjë me furnizimin e Tij për adhurim.

E dinë se Muhamedi është njeriu më i ditur e më i sinqertë, këshilluesi dhe qartësuesi më i mirë, e nderojnë dhe e duan dhe dashurisë për të i japin përparësi ndaj dashurisë për çdo krijesë tjetër dhe e pasojnë atë në çështjet bazë dhe dytësore të fesë së tyre.

Ehli Sunneti i japin përparësi fjalës dhe udhëzimit të tij ndaj çdo fjale dhe udhëzimi tjetër.

Janë të bindur se Allahu ka bashkuar tek ai mirësi, veçori dhe cilësi të plota të cilat nuk i ka bashkuar tek askush tjetër, se ai është njeriu me vendin dhe pozitën më të lartë, më i përsosuri në çdo

mirësi, nuk ka diçka të mirë drejt së cilës të mos i udhëzonte njerëzit dhe nuk ka ndonjë të keqe prej së cilës i paralajmëronte.

Gjithashtu besojnë çdo libër të zbritur dhe çdo Pejgamber të dërguar, nuk bëjnë dallim mes asnjërit nga të Dërguarit e Tij.

Dhe besojnë në kaderin, përcaktimin e tërë, dhe se të gjitha veprat e robërve -të mira apo të liga- Allahu i ka përfshirë me dijen e Tij, janë të shkruara nga lapsi i Tij dhe është realizuar në to dëshira e Allahut, me të cilat është e lidhur ngushtë urtësia e Tij. Besojnë se Allahu krijoi për robërit fuqi dhe dëshirë, se fjalët dhe veprat e tyre

ndodhin në bazë të dëshirës dhe vullnetit të tyre, nuk i detyron në asgjë por i lë të zgjedhin çfarë të duan, i veçoi besimtarët dhe ua bëri të dashur besimin dhe ua zbukuroi atë në zemrat e tyre, kurse mosbesimin, shfrenimin dhe kundërshtimin i bëri që ta urrenin. Besojnë se Allahu e bëri tërë këtë me drejtësinë dhe urtësinë e Tij.

Prej bazave të besimit të Ehli Sunnetit dhe Xhematit është se ata vazhdojnë së vepruari me këshillën për Allahun, librin dhe të Dërguarin e Tij, për prijësit e besimtarëve dhe këshillimin e njerëzve në përgjithësi, urdhërojnë për të mirë dhe ndalojnë nga e keqja në bazë të udhëzimeve sheriatike, urdhë-

rojnë për mirësi ndaj prindërve dhe për mbajtjen e lidhjeve farefisnore, ftojnë për bamirësi ndaj fqinjit, shërbëtorëve dhe punëtorëve dhe kujtdo që e meriton si dhe ftojnë për bamirësi ndaj krijesave në përgjithësi.

Ata bëjnë thirrje gjithnjë për moral e tipare fisnike e të larta dhe ndalojnë nga morali i turpshëm dhe i ulët.

Janë të bindur se kush ka besim dhe bindje sa më të plotë, ka vepra më të mira dhe moral më të lartë, është më besniku në fjalë dhe më i udhëzuari nga e mira dhe krenaria e më larg çdo gjëje të neveritshme.

Urdhërojnë për praktikimin e dispozitave fetare ashtu siç janë transmetuar nga i

Dërguari i tyre madje edhe në formën dhe gjërat që i plotësojnë ato, dhe paralajmërojnë nga gjërat që i prishin dhe i lënë mangët ato.

Pohojnë ekzistimin e xhihadit në rrugën e Allahut me prijësin e tyre, qoftë ai i devotshëm apo mëkatar, dhe se xhihadi është kulmi i të mirave. Xhihadi është dy llojesh: xhihadi i diturisë e argumentit dhe xhihadi i armës. Është obligim për çdo musliman ta mbrojë fenë e tij me çdo gjë që ka mundësi.

Prej bazave të tyre është nxitja në bashkimin e fjalës së besimtarëve si dhe të nxituarit në afrimin e zemrave dhe bashkimin e tyre, paralajmërojnë prej përçarjes, armiqësisë dhe urrejtjes dhe

prej çdo gjëje që të çon deri te kjo përçarje.

Prej bazave të tyre është ndalimi nga mundimi i njerëzve në gjakun e tyre, në pasurinë, nderin dhe çdo gjë që është e drejtë e tyre, urdhërojnë për besnikëri e drejtësi në çdo punë dhe pëlqejnë bujarinë dhe vlerën që ka ajo.

Besojnë se ummeti më i mirë është ummeti i Muhamedit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem dhe se më të mirët e këtij ummeti janë shokët e të Dërguarit të Allahut, veçanërisht katër prijësit e drejtë, dhjetë të përgëzuarit me xhennet, pjesëmarrësit në Luftën e Bedrit, pjesëmarrësit e besatimit, Bejatu er-Ridvan, dhe të hershmit e parë prej muhaxhirëve

dhe ensarëve, i duan sahabët dhe afrohen tek Allahu me dashuri për ta, i përhapin mirësitë e tyre dhe heshtin për gabimet e tyre.

Afrohen tek Allahu me dashurinë dhe respektin që kanë për dijetarët udhëzues dhe prijësit e drejtë dhe me dashurinë për ata që kanë pozita të larta në fe dhe merita të ndryshme për besimtarët. Kërkojnë mbrojtje nga Allahu prej dyshimeve, shirkut, ndarjeve, hipokrizisë dhe sjelljeve jo të mira dhe që t'i përforcojë në fenë e Pejgamberit të tyre deri në vdekje.

Kjo është përmbledhja e bazave të besimit të tyre, në të cilat ata besojnë, janë të bindur dhe ftojnë.

## Mirësitë e tevhidit

1- Tevhidi është shkaku kryesor për shpëtim nga brengat e dunjasë dhe të ahiretit dhe pengim të dënimeve në dunja dhe ahiret.

2- Tevhidi pengon dhe ndalon qëndrimin e përgjithmonshëm në zjarr, nëse në zemrën e njeriut ka tevhid (besim) sa fara e sinapit. E, nëse plotësohet në zemrën e robit, atëherë e ndalon krejtësisht futjen e tij në zjarr.

3- Përmes tevhidit njeriu arrin udhëzim dhe siguri të plotë në dunja dhe ahiret.

4- Tevhidi është shkaku i vetëm për arritjen e kënaqësisë së Allahut dhe shpërblimin e Tij dhe njeriu që e me-

riton më shumë shefatin (ndërmjetësimin) e Muhamedit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem është ai që thotë me zemrën e tij 'La ilahe il-lAllah', d.m.th. nuk ka kush që meriton të adhurohet me të drejtë përveç Allahut.

5- Prej mirësive të tij më të mëdha është se pranimi, plotësimi dhe shpërblimi i të gjitha veprave dhe fjalëve, qofshin ato të hapura apo të fshehta, janë të lidhura ngushtë me ekzistimin e tevhidit dhe sa herë që forcohet tevhidi dhe sinqeriteti në zemrën e besimtarit, aq më shumë plotësohen dhe përsosen këto çështje.

6- Nëse plotësohet tevhidi në zemrën e njeriut, Allahu ia bën të dashur besimin dhe e zbukuron atë në zemrën e tij,

ndërsa mosbesimin, shfrenimin dhe kundërshtimin e bën të urryer tek ai, duke e bërë prej atyre që gjetën rrugën e drejtë.

7- Tevhidi ia lehtëson njeriut brengat dhe dhembjet. Në bazë të plotësimit të tevhidit në zemrën e besimtarit bëhet pranimi i brengave dhe dhembjeve me zemër të hapur dhe shpirt të qetësuar, me dorëzim dhe kënaqësi ndaj përcaktimit të dhimbshëm të Allahut.

Prej mirësive më të mëdha të tevhidit është se e çliron njeriun nga robërimi ndaj krijesave, nga të lidhurit ngushtë me ta, nga frika prej tyre, nga të shpresuarit tek ata si dhe të punuarit për shkak të tyre. Nuk ka dyshim se kjo

është pozitë e lartë dhe krenari e vërtetë. Me gjithë këtë ai është i lidhur me adhurimin e Allahut, nuk shpreson nga askush tjetër përveç Tij, nuk i frikësohet vetëm se Atij, nuk kthehet e pendohet vetëm se tek Ai dhe me këtë arrihet shpëtimi dhe plotësohet suksesi.

8- Prej mirësive të tevhidit është se Allahu i mbron besimtarët njësues nga të këqijat e dunjasë dhe të ahiretit dhe i furnizon ata me jetë të mirë, qetësi dhe rehati në përkujtimin e Tij. Argumentet për këto fjalë që u thanë janë të shumta dhe të njohura në Kur'an dhe Sunnet.

Allahu e di më së miri!

# VLERA E TEVHIDIT DHE RREZIKU NGA ÇDO GJË QË E KUNDËRSHTON ATË

*Nga dijetari i nderuar Abdullah ibën Abdurrahman el Xhibrin (Allahu e mëshiroftë)*

O vëllai im për hir të Allahut!
Ja disa fjalë për dobinë e tevhidit dhe rrezikun e gjërave që e kundërshtojnë dhe e asgjësojnë atë prej llojeve të shirkut dhe bidatit, qofshin këto prej mëkateve të mëdha apo të vogla. Tevhidi është obligimi i parë në të cilin kanë ftuar Profetët, madje konsiderohet baza e thirrjes së tyre. Allahu i Lartësuar thotë: "Çdo populli Ne i çuam një të Dërguar (që u thoshte): ***"Adhuroni***

***Allahun dhe shmangni idhujt!”*** (En-Nahël:36)

Tevhidi është e drejta më e madhe që ka Allahu ndaj robërve të Tij.

Transmetohet në Buhari dhe Muslim nga Muadhi radijAllahu anhu, i cili ka thënë: *"I Dërguari i Allahut ka thënë: "E drejta e Allahut ndaj robërve është që ata ta adhurojnë Atë dhe mos t'i shoqërojnë Atij asgjë.”*

Kush e realizon tevhidin, hyn në xhennet, ndërsa kush vepron apo ka bindje që e anulon apo e kundërshton tevhidin, ai do të jetë nga banorët e zjarrit. Allahu i Lartësuar për shkak të tevhidit i ka urdhëruar Profetët t’i luftojnë popujt e tyre derisa të besonin. I Dërguari sal-

lAllahu alejhi ve sel-lem thotë: *"Jam urdhëruar t'i luftoj njerëzit derisa të dëshmojnë që nuk ka zot që meriton të adhurohet pos Allahut."* (Muttefekun alejhi)

Realizimi i tevhidit është rruga e lumturisë në dunja dhe ahiret, kurse kundërshtimi i tij është rruga e mjerimit. Realizimi i tevhidit është rruga për bashkimin e ummetit dhe unifikimin e radhëve dhe fjalëve të tyre, ndërsa të dobësuarit e tevhidit shkakton përçarje dhe ndarje.

Dije vëllai im, Allahu më mëshiroftë mua dhe ty, se jo çdokush që thotë *La ilahe il-lAllah* konsiderohet muvahhid (njësues i denjë i Allahut), pasi gjithsesi

shehadeti duhet të plotësojë shtatë kushtet që kanë përmendur dijetarët:
1. Njohja e kuptimit të tij dhe e asaj që aludon duke mohuar atë që mohon dhe duke pohuar atë që pohon, ngase nuk ka të adhuruar me të drejtë përveç Allahut të Lartësuar.
2. Bindja e prerë në atë që aludon kjo fjalë.
3. Pranimi me zemër dhe gjuhë i asaj që përmban kjo fjalë.
4. Nënshtrimi ndaj asaj që aludon kjo fjalë.
5. Vërtetësia, duke e thënë me gjuhë dhe duke e vërtetuar me zemër.
6. Sinqeriteti, i cili pamundëson dyfaqësinë.

7. Dashuria për këtë fjalë dhe për atë që përmban ajo.

Vëllezër të dashur për hir të Allahut, ashtu siç është obligim për ne të realizojmë tevhidin dhe të plotësojmë kushtet e shehadetit, ashtu është obligim për ne që të frikësohemi nga shirku dhe të ruhemi prej të gjitha llojeve, dyerve, vrimave, qoftë shirk i madh apo i vogël, ngase padrejtësia më e madhe është shirku, sepse Allahu fal çdo gjë përveç shirkut. E, kush bie në shirk, Allahu ia ka ndaluar atij xhennetin dhe përfundimin do ta ketë në zjarr. Allahu i Lartësuar thotë: ***"Vërtet, Allahu nuk fal që të adhurohet dikush apo diçka tjetër veç Atij, por gjynahet e tjera më***

***të vogla ia fal kujt të dojë."*** (En-Nisa: 48)

Vëllai im, në vijim janë disa gjëra që kundërshtojnë tevhidin apo e zbehin atë, ashtu siç i kanë cekur dijetarët, në mënyrë që të ruhesh prej tyre:

1. Vënia e byzylykëve apo penjve, të çfarëdo lloji qofshin ato, si flori, bakër, hekur apo lëkurë, për të larguar apo penguar ndonjë fatkeqësi konsiderohet shirk.

2. Fryrja e shpikur dhe hajmalitë. Fryrja e shpikur është ajo që përbëhet nga shkrimi i emrave dhe fjalëve të pakuptueshme apo kërkimi i ndihmës nga xhinnët për të njohur sëmundjen apo për të zgjidhur magjinë apo vënia e

hajmalive.

Hajmalitë janë çdo gjë që i vihet njeriut apo kafshës, qoftë pe apo hajmali e lidhur, qoftë e shkruar me shkrime të shpikura që nuk janë përmendur në Kur'an dhe Sunnet apo edhe me shkrime që gjenden në Kur'an apo Sunnet sipas mendimit të saktë ngase janë shkaqe që të dërgojnë në shirk. Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem thotë: *"Rukja-fryrja (që nuk është në mënyrën islame) dhe hajmalitë dhe tiveletet*[2] *janë shirk."*

Këtu hyn edhe vënia në makinë e ndonjë letre apo sendi prej bakri ose

[2] Tivelete është hajmali e veçantë, e cila përdoret kinse për të shtuar dashurinë mes bashkëshortëve (sh.p.).

hekuri, ku shkruhet emri i Allahut ose tesbih dova, apo vendosja e Kur'anit në veturë duke pasur bindjen që këto gjëra e ruajnë veturën dhe parandalojnë të keqen, mësyshin apo gjëra të tjera, apo duke vënë një copë në formë të grushtit të dorës apo ndonjë vizatim të syrit dhe gjëra të tjera; të gjitha këto janë të ndaluara duke menduar se ndalojnë mësyshin. I Dërguari i Allahut thotë: *"Kush var diçka (nga hajmalitë) lihet në mbështetjen e saj."* (Transmetojnë Ahmedi, Tirmidhiu dhe Hakimi.)

3. Tevhidin e dëmton afrimi tek Allahu përmes njerëzve, prekja e tyre, kërkimi i begatisë së tyre apo afrimi tek Allahu përmes drunjve, gurëve etj., madje edhe

përmes Qabes ngase ajo nuk preket duke kërkuar begati. Umeri radijAllahu anhu kur ishte duke puthur gurin e zi tha: "Unë e di se ti je vetëm një gur që nuk sjell dëmin e as dobinë. E, sikur mos të kisha parë të Dërguarin e Allahut duke të puthur, nuk do të të kisha puthur."

4. Kundërshtuese e tevhidit është edhe therja për dikë tjetër pos Allahut, si për evliatë, shejtanët e xhinnët, duke kërkuar dobinë apo dëmin e tyre. Kjo vepër është shirk i madh.

Ashtu siç është e ndaluar therja për dikë tjetër pos Allahut, po ashtu është e ndaluar therja për hir të Allahut në një vend ku zakonisht bëhen therje për dikë

tjetër pos Allahut; edhe pse qëllimi i therësit është për hir të Allahut, kjo ndalohet si masë parandaluese prej shirkut.

5. Nga gjërat e tjera është edhe zotimi në dikë tjetër pos Allahut, ngase zotimi është adhurim që nuk lejohet t'i dedikohet dikujt tjetër përveç Tij.

6. Nga format e tjera është kërkimi i ndihmës apo kërkimi i mbrojtjes nga dikush tjetër pos Allahut. I Dërguari i Allahut i ka thënë Ibën Abbasit: *"Nëse kërkon ndihmë, kërko prej Allahut dhe nëse lyp, lyp prej Allahut."* Nga ky hadith kuptojmë ndalimin e lutjes së xhinnëve.

7. Tevhidin e dëmton teprimi në madhërimin e evliave dhe njerëzve, ngritja

e tyre mbi pozitat që kanë, duke e tepruar në madhërimin e tyre apo duke i ngritur pozitat e tyre deri tek pozita e Profetëve apo mendimi se ata janë të pagabueshëm.

8. Tevhidin e kundërshton edhe tavafi apo sjellja rreth varreve, ngase kjo gjë është shirk, madje nuk lejohet namazi pranë varrit pasi është mjet për të bërë shirk. E si pra është çështja nëse namazi bëhet për varre dhe adhurohen ato?! Allahu na ruajttë!

9. Për të ruajtur tevhidin është i ndaluar ndërtimi mbi varre, ngritja e tempujve dhe faltoreve mbi to dhe suvatimi i varreve.

10.Tevhidin e kundërshtojnë edhe magjia dhe shkuarja tek magjistari, fallxhori dhe astrologu, ngase magjistarët janë jobesimtarë dhe nuk lejohet shkuarja tek ata, nuk lejohet pyetja e tyre dhe as besimi i gjërave që thonë, edhe nëse ata e quajnë veten evlia apo hoxhallarë.

11. Tevhidin e dëmton lidhja për ogure, d.m.th. ndjellja keq nga zogjtë apo nga njëra ditë nga ditët, apo nga një muaj apo nga një person. Të gjitha këto nuk lejohen ngase oguret janë shirk, siç është transmetuar në hadith.

12. Tevhidin e dëmton edhe kapja pas shkaqeve, si për shembull kapja pas mjekut, ilaçit, punës etj., duke mos iu

mbështetur Allahut. Njeriu duhet t'i bëjë shkaqet, për shembull duke e kërkuar shërimin apo furnizimin, mirëpo duke e lidhur zemrën me Allahun dhe jo me shkaqet.

13. Nga gjërat e tjera që e dëmtojnë tevhidin është edhe përdorimi i astrologjisë, përdorimi i yjeve jo për gjërat për të cilat janë krijuar; nuk përdoren yjet për të njohur të ardhmen apo për të ditur të fshehurën, ngase kjo gjë nuk lejohet.

14. Nga këto gjëra është edhe kërkimi i shiut nga yjet, nga vendqëndrimet e tyre dhe stinët[3], duke besuar se yjet janë ato

[3]Arabët para islamit kishin bindjen se lëvizjet e yjeve dhe hënës sjellin ftohtin, nxehtin, shiun etj por islami i=

që përshpejtojnë zbritjen e shiut apo e vonojnë atë, kurse e vërteta është se shiun e zbret dhe e ndalon Allahu, andaj thuaj: "Ra shiu me dhuntinë e Allahut dhe mëshirën e Tij”.

15. Tevhidin e kundërshton edhe dedikimi i diçkaje prej adhurimeve të zemrës dikujt tjetër pos Allahut, si për shembull dedikimi i dashurisë apo frikës absolute prej krijesave.

16. Tevhidin e dëmton siguria nga goditja dhe dënimi i Allahut apo pesimizmi nga mëshira e Allahut, prandaj mos u siguro nga dënimi i Allahut dhe mos

ndaloi këto bindje ngase planetet nuk sjellin shiun dhe as nuk ndalin atë, por kjo gjë është vetëm në dorën e Allahut (sh.p.)

u bëj pesimist për mëshirës e Tij, ji mes frikës dhe shpresës.

17. Nga gjërat që e dëmtojnë tevhidin është mosdurimi, bezdisja nga caktimet e Allahut, kundërshtimi i caktimit dukë thënë për shembull “pse o Allah po ma bën kështu?", apo "pse po ia bën filanit kështu?", apo "pse e gjithë kjo o Allah?” dhe fjalë të ngjashme nga vajtimi, apo shqyerja e rrobave dhe thurja e poezive për të vdekurin.

18. Nga format e tjera janë syfaqësia dhe fama dhe që të ketë për qëllim njeriu me ibadetin e tij këtë dunja.

19. Formë tjetër që kundërshton tevhidin është respektimi i dijetarëve dhe i mbretërve apo të tjerëve dukë bërë

haram hallallin apo duke bërë hallall haramin, ngase respektimi i këtyre është prej llojeve të shirkut.

20. Tevhidin e dëmton edhe thënia "Çfarë do Allahu dhe ti" apo thënia "Sikur të mos ishte Allahu dhe filani' apo "U mbështeta në Allahun dhe në filanin". Është obligim të përdoret lidhësja *pastaj* për të gjitha frazat që u cekën ngase kështu ka urdhëruar Profeti sal-lAllahu alejhi ve sel-lem: *"Ata nëse dëshirojnë të betohen të thonë: Pasha Zotin e Qabes, dhe të thonë: Çfarë do Allahu pastaj çfarë do ti."* (Transmeton Nesaiu.)

21. Nga format e tjera që dëmtojnë tevhidin është fyerja e kohës, e ditëve apo muajve.

22. Tevhidin e kundërshton edhe të tallurit me fenë, me Profetët, Sunnetin apo të tallurit me njerëz të mirë dhe dijetarë për shkak se ata i përmbahen Sunnetit dhe kjo praktikë e Sunnetit shfaqet tek ata, si për shembull mjekra, misvaku apo shkurtimi i rrobave deri tek zogu i këmbës dhe gjëra të ngjashme.

23. Edhe të emërtuarit me emra si Abdun-Nebij (Rob i Profetit) apo Abdul Ka'beh (Rob i Qabes) apo Abdul Husejn (Rob i Husejnit) është i ndaluar, sepse robërimi dhe adhurimi duhet

të jenë vetëm për Allahun, siç janë emrat e njohur Abdullah (Rob i Allahut) dhe Abdurrahman (Rob i të Mëshirshmit).

24. Tevhidin e dëmton fotografimi i gjërave që kanë shpirt, pastaj madhërimi i këtyre fotove dhe vendosja e tyre nëpër muret e dhomave dhe në vende të tjera.

25. Tevhidin e kundërshton mbajtja e kryqit, vizatimi i tij apo lënia e tij nëse gjendet në rroba duke e aprovuar atë, ngase është obligim thyerja apo fshirja e kryqit.

26. Formë tjetër që e kundërshton tevhidin është miqësimi i jobesimtarëve dhe hipokritëve duke i madhëruar dhe

respektuar dhe duke i quajtur zotërinj, të kënaqurit me ta dhe dashuria për ta.

27. Tevhidin e kundërshton gjykimi me ligj tjetër pos ligjit të Allahut dhe vënia e ligjeve të njerëzve në pozitën e sheriatit, duke pasur bindje se ligji i njerëzve ka përparësi ndaj ligjit të Allahut apo se ai është më i mirë se ligji i Allahut ose i njëjtë me të, apo se është më i përshtatshëm për kohën. Nëse populli është i kënaqur me këtë gjë, edhe atë e përfshin e njëjta dispozitë.

28. Tevhidin e dëmton edhe betimi në dikë tjetër pos Allahut, sikurse betimi për Profetin apo besa ose betime të tjera. I Dërguari i Allahut sal-lAllahu alejhi ve sel-lem thotë: *"Kush betohet në*

*diçka tjetër pos Allahut ka bërë kufër apo shirk."* (Transmeton Tirmidhiu dhe e ka bërë të mirë.)

Vëllai im!
Ashtu siç është obligim për ne të realizojmë tevhidin dhe të ruhemi nga çdo gjë që e kundërshton atë, po ashtu është obligim për ne që të jemi në rrugën e Ehli Sunnetit dhe Xhematit, "grupit të shpëtuar", në rrugën e të parëve të këtij ummeti qysh prej sahabëve dhe atyre që erdhën pas tyre, në çdo aspekt të jetës, në akide apo edukatë. Ehli Sunneti dhe Xhemati ashtu siç kanë metodologji të qartë në akide, në emrat dhe cilësitë e Zotit dhe në

kapitujt e tjerë, kanë metodologji të qartë edhe në sjellje, edukatë, moral dhe adhurim, madje në çdo aspekt të jetës së tyre dhe për këtë arsye kur i Dërguari sal-lAllahu alejhi ve sel-lem përmendi se ky ummet do të përçahet në shtatë-dhjetë e tre grupime, tha: *"Të gjitha këto grupime do të jenë në zjarr, përveç njërit." I thanë: "E kush janë ata (të shpëtuarit)?" Ai tha: "Ata janë në atë që jam tash unë dhe shokët e mi (në rrugën time dhe të shokëve të mi)."* Pra, nuk tha se janë vetëm ata të cilët bëjnë kështu dhe thonë kështu, por tha se janë ata që e kanë pranuar metodologjinë e të Dërguarit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem dhe shokëve të tij në çdo gjë.

Prandaj vëllai im je i obliguar si vijon:

1. Në kapitullin e cilësive ta cilësosh Allahun ashtu siç e ka cilësuar Ai Veten dhe ashtu siç e ka cilësuar Atë i Dërguari i Tij sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, pa shtrembërim, formësim, përngjasim dhe mohim. Pra, mohohet vetëm ajo që mohon Allahu dhe nuk bëhet përngjasim i Tij me krijesat, ashtu siç thotë Allahu: ***"Asgjë nuk i shëmbëllen Atij. Ai i dëgjon të gjitha dhe i sheh të gjitha."*** (Esh-Shura: 11)

2. Kur'ani është fjalë e Allahut, e zbritur nga Ai, nuk është i krijuar, nga Allahu ka filluar dhe tek Ai kthehet.

3. Imani për atë që do të jetë pas vdekjes, gjendja e varrit dhe çështjet e tjera pas vdekjes.
4. Bindja se imani është fjalë dhe vepër, rritet me punë të mira dhe pakësohet me mëkate.
5. Nuk e konsiderojmë askënd jobesimtar për një mëkat që bën përderisa atë mëkat nuk e konsideron të lejuar dhe se mëkatarit të madh, nëse pendohet, ia fal Allahu. E nëse vdes para se të pendohet, ai është nën mëshirën e Allahut: nëse dëshiron ia fal, nëse dëshiron e dënon, pastaj e fut në xhennet dhe se nuk mbetet përgjithmonë në zjarr, përveç atij që bie në kufër dhe shirk. Lënia e namazit është prej kufrit.

6. Ehli Sunneti i duan shokët e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, i nderojnë ata dhe i miqësojnë të gjithë, qofshin nga familja e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem apo nga të tjerët, por nuk kanë bindjen se ata janë të mbrojtur prej gabimeve. Njeriu më me vlerë mes sahabëve është Ebu Bekri Besniku, pastaj Umer ibën el Hattabi, pastaj Uthman ibën Affani, pastaj Ali ibën ebi Talibi radijAllahu anhum. Ehli Sunneti nuk flasin për mospajtimet që kanë ndodhur mes sahabëve, ngase të gjithë janë muxhtehidë; kush ia ka qëlluar ka dy shpërblime, kush ka gabuar ka vetëm një shpërblim.

7. Ehli Sunneti besojnë në kerametet e evliave, të cilët janë njerëzit e devotshëm dhe të mirë. Allahu i Lartësuar thotë: *"Pa dyshim, miqtë e Allahut nuk do të kenë arsye për t'u frikësuar dhe as për t'u dëshpëruar. (Të tillë janë) Ata që besojnë dhe që (i) frikësohen (Allahut)."* (Junus: 62-63)

8. Ehli Sunneti nuk lejojnë kryengritjen ndaj prijësit përderisa ai e fal namazin dhe nuk kanë parë tek ai kufër të qartë, për të cilin kanë argument prej Allahut.

9. Ehli Sunneti po ashtu besojnë në caktimin e Allahut, qoftë i mirë ai caktim apo i keq, besojnë në të gjitha llojet e tij dhe janë të bindur që njeriu është i lirë të veprojë, kështu që ata nuk e kanë

mohuar caktimin e Allahut dhe nuk e kanë mohuar zgjedhjen e njeriut, por i kanë pohuar të dyja së bashku.

10. Ehli Sunneti ua duan njerëzve të mirën dhe janë njerëzit më të mirë, madje janë më të drejtët për njerëzit. Paqja dhe përshëndetjet qofshin për Profetin tonë, Muhamedin sal-lAllahu alejhi ve sel-lem!

# SI TA NGULITËSH TEVHIDIN NË ZEMRËN TËNDE

***Përgatiti: Komisioni shkencor pranë shtëpisë botuese "El Kasim"***

Tevhidi në kuptimin etimologjik është paskajore, rrjedh nga fjala një, që d.m.th. i vetëm.

Tevhidi në kuptimin terminologjik është njësimi/veçimi i Allahut az-ze ve ve xhel-leh në zotërimin e Tij, në adhurimin e Tij nga çdokush tjetër, Ai posedon emrat e bukur dhe cilësitë e larta, besimi në shpalljen e Muhamedit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, bindja se ai është vulë e Pejgamberëve dhe pasimi i

Tij me atë që ka ardhur nga Allahu az-ze ve xhel-leh.

Çfarë nënkuptojmë me tevhid?

Ibën Tejmije, Allahu e mëshiroftë, thotë: "Tevhdi për të cilin janë dërguar Pejgamberët përmban vërtetësinë se adhurimi i takon vetëm Allahut az-ze ve xhel-leh, duke dëshmuar se nuk ka të adhuruar me të drejtë përveç Allahut dhe se nuk adhurohet askush tjetër krahas Tij, duke mos u mbështetur përpos se tek Allahu, të mos miqësojnë vetëm se për të, të mos urrejnë vetëm se për hir të Tij, të mos punojnë ndonjë punë vetëm se për Të dhe nuk nënkuptojmë me tevhid vetëm tevhidin rrububije, njësimin në zotërim.''

Çdo vepër që nuk lidhet me tevhidin është pa peshë. Allahu az-ze ve xhel-leh thotë: *"Veprat e atyre që nuk besojnë Zotin e tyre i shëmbëllejnë hirit, të cilin e shpërndan era ne një ditë stuhishme. Ata nuk do të kenë asnjë dobi nga veprat që kanë punuar.*
*Kjo është humbja e madhe."* (Suretu Ibrahim: 18)

## Dispozita e mësimit të tevhidit

Është obligim i domosdoshëm për çdo musliman dhe muslimane. Allahu aze ve xhel-leh thotë: *"Dije se nuk ka Zot tjetër të vërtetë përveç Allahut! Kërko falje për gjunahun tënd dhe për*

***besimtarët e besimtaret! Allahu e di se si silleni ju dhe ku qëndroni."*** (Suretu Ibrahim: 18)

Llojet e tevhidit janë tre.

*Lloji i parë:* Tevhidi er-rrububije është të besuarit se Allahu az-ze ve xhel-leh është krijues i robërve, furnizues, dhënës dhe marrës i jetës së tyre dhe është njësimi i Allahut az-ze ve xhel-leh me veprat e Tij, siç janë krijimi, furnizimi, ngjallja, vdekja. Këtë tevhid e kanë pranuar edhe politeistët në kohën e Muhamedit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, e pranuan çifutët, të krishterët dhe zjarrputistët. Këtë tevhid e kanë mohuar vetëm ateistët në të kaluarën dhe komunistët në këtë kohë. Me këtë tevhid

njeriu nuk hyn në fenë islame, nuk mbrohet gjaku dhe pasuria e tij dhe nuk shpëton në botën tjetër nga zjarri, përveç nëse këtij tevhidi i kanë bashkëngjitur tevhidin el-uluhije. Ky tevhid është i vendosur në natyrshmëri, siç ka ardhur në hadith. Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem thotë: *"Çdo fëmijë lind në natyrshmërinë e pastër islame, kurse prindërit e bëjnë çifut, të krishterë apo zjarrputist."*

Argumentet e këtij tevhidi janë të shumtë, ndër të cilat fjala e Allahu az-ze ve xhel-leh: ***"Thuaj: "Kush ju ushqen nga qielli dhe toka? Kush mundëson të dëgjuarit dhe të parit? Kush mund të nxjerrë të gjallët nga e vdekura dhe të***

***vdekurit nga e gjalla? Kush i drejton gjërat?" Ata do të thonë: "Allahu". E ti (o Muhamed) thuaj: "Atëherë, përse nuk e keni frikë Atë?" Ky është Allahu, Zoti juaj i vërtetë. E çfarë ka pas së vërtetës, përveç humbjes? Atëherë, përse largoheni?"*** (Suretu Junus: 31-32)

*Lloji i dytë:* Tevhid el-uluhije

Veçimi i Allahut az-ze ve xhel-leh në adhurim dhe po ashtu është njësimi i Allahut të Madhëruar me veprat e robërve, siç janë: duaja (lutja), zotimi, therja, shpresa, frika, mbështetja, inkurajimi, kërcënimi dhe kthimi tek Ai.

Ky është tevhihi për të cilin ka pasur polemikë në të kaluarën dhe në kohën e sotme, ky është tevhidi për të cilin janë

dërguar Pejgamberët te popujt e tyre, për arsye se Pejgamberët janë dërguar për t'ua deklaruar tevhidin err-rrububije që besonin popujt e mëhershëm dhe për t'i ftuar në tevhid el-uluhije.

Ka thënë Allahu az-ze ve xhel-leh kur tregon për Nuhun alejhi-selam: *"Ne e dërguam Nuhun te populli i tij. (Ai u tha) "Unë jam për ju paralajmërues i hapët, që të adhuroni vetëm Allahun. Unë kam frikë për ju dënimin e një dite të dhembshme."* (Suretu Hud: 25-26) Gjithashtu thotë i Lartësuari: *"Adhuroni Allahun dhe mos i shoqëroni Atij asgjë (në adhurim)."* (Suretu Nisa: 36)

Ky tevhid është e drejtë e Allahut az-ze ve xhel-leh, obligim për çdo rob, është nga urdhrat më të mëdha të fesë dhe shtyllë e veprave. Kur'ani e ka cekur dhe ka shpjeguar se nuk ka shpëtim dhe lumturi vetëm se me tevhidin el-uluhije.

Lloji i tretë: Tevhid el-esmau ves-sifat

Njësimi i Allahut az-ze ve xhel-leh ashtu siç e ka emërtuar dhe cilësuar Veten e Tij në librin e Tij, apo atë që na ka treguar nëpërmjet Pejgamberit sal-lAll-ahu alejhi ve sel-lem, duke i vërtetuar emrat e Tij pa ndonjë shtrembërim, mohim, formësim dhe përngjasim.

## Vlerat e tevhidit  el-uluhije

Veçimi i Allahut dhe njësimi i Tij në adhurim është nga vlerat dhe mirësitë më të mëdha, vlerat dhe frytet e tij nuk numërohen dhe nuk kufizohen, vlerat e tevhidit përmbledhin të mirat e kësaj bote dhe botës tjetër dhe nga këto mirësi janë:

1- Begatia më e lartë që Allahu az-ze ve xhel-leh u ka dhuruar robërve të Tij është udhëzimi i tyre në këtë tevhid, siç është përmendur në suret En-Nahl, e cila quhet surja e dhuntive, ku Allahu az-ze ve xhel-leh i ka dhënë përparësi dhuntisë së tevhidit para çdo dhuntie tjetër. Ai thotë: ***"Ai ia dërgon engjëjt***

*(Xhibrilin) dhe shpallje kujt të dojë prej robërve të Tij (duke u thënë): "Paralajmëroni se s'ka zot tjetër të vërtetë përveç Meje, prandaj të më keni frikë Mua!"* (Suretu Nahl: 2)

2- Është qëllim kryesor i krijimit të xhinnëve dhe njerëzve. I Lartësuari thotë: *"Xhinnët dhe njerëzit i kam krijuar vetëm që të më adhurojnë."* (Suretu Edh-Dharijat: 56)

3- Është synim kryesor i zbritjes së librave dhe prej tyre edhe Kur'ani. Allahu az-ze ve xhel-leh thotë: *"Elif Lam Ra. Ky është një libër, vargjet e të cilit janë radhitur mrekullueshëm dhe janë parashtruar me hollësi nga ana e një të Urti të Gjithëdijshëm. Adhuroni*

*vetëm Allahun sepse unë (Muhamedi) jam për ju një paralajmërues dhe sjellës i lajmit të mirë prej Tij."* (Suretu Hud: 1-2)

4- Është shkaku kryesor për lehtësimin e brengave në të dy botët dhe largimin e dënimeve siç është me tregimin e Junusit alejhis-selam.

5- Ndalon qëndrimin e përhershëm në zjarr, nëse në zemrën e tij përmban nga ky tevhid sa fara më e vogël e sinapit.

6- Nëse është i plotë ky tevhid në zemër ndalon hyrjen në zjarr, siç ka ardhur në hadithin e Itbanit  radijAllahu anhu në Buhari dhe Muslim.

7- Me atë arrihet udhëzimi i plotë dhe siguria e plotë në të dyja botët, siç thotë

i Lartësuari: *"Sa për ata që besojnë dhe nuk e molepsin besimin e tyre me padrejtësi (idhujtari), pikërisht atyre u takon siguria dhe ata janë të udhëzuar."* (Suretu El-En'am: 82)

8- Është shkaku kryesor për të arritur kënaqësinë dhe shpërblimin e Allahut az-ze ve xhel-leh.

9- Njeriu që më së shumti e meriton ndërmjetësimin e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem është ai i cili thotë 'la ilahe ila Allah' me sinqeritet nga zemra.

10- Prej vlerave më të mëdha të tij është se të gjitha veprat dhe fjalët e dukshme dhe të padukshme janë të stopuara në pranimin, plotësimin e tyre si dhe në

renditjen e shpërblimit të tyre në tevhid, sa më shumë të forcohet tevhidi dhe sinqeriteti për Allahun az-ze ve xhel-leh, aq më mirë do të plotësohen këto gjëra.

11- Ia lehtëson njeriut kryerjen e veprave të mira dhe largimin nga veprat e urryera dhe ia lehtëson fatkeqësitë.

Kush është i sinqertë me Allahun az-zeve xhel-leh në besimin dhe tevhidin e tij, i lehtësohet kryerja e veprave të mira, për atë që shpreson në shpërblimin e Allahut az-ze ve xhel-leh dhe kënaqësinë e Tij dhe i lehtësohet braktisja e atyre gjërave nga të cilat anon nefsi nga mëkatet, për frikën që ka nga zemërimi i Tij dhe dënimi i dhembshëm.

12- Nëse tevhidi plotësohet në zemër, Allahu az-ze ve xhel-leh ia bën të dashur atij besimin dhe ia zbukuron në zemrën e tij, urren nga ai mosbesimin, mëkatin, mosbindjen dhe e bën atë nga të udhëzuarit.

13- Gjithashtu ia lehtëson njeriut sprovat dhe ia lehtëson dhimbjet aq sa e ka ai tevhidin dhe besimin e fortë, i pranon sprovat dhe dhimbjet me zemër të gjerë dhe shpirt të qetë dhe kënaqet me caktimin e Allahut az-ze ve xhel-leh edhe nëse ai është i dhembshëm.

14- Gjithashtu e liron njeriun nga robëria ndaj krijesave, të lidhurit për ta, të frikësuarit dhe të shpresuarit tek ata si dhe të vepruarit për shkak të tyre. Kjo

është krenari e vërtetë dhe nder i lartë dhe me këtë bëhet rob i Allahut az-ze ve xhel-leh, nuk shpreson në asgjë tjetër pos Allahut az-ze ve xhel-leh dhe nuk i frikësohet askujt pos Allahut az-ze ve xhel-leh, nuk kthehet në askënd tjetër përveçse tek Ai, nuk mbështetet vetëm se tek Ai dhe me këtë fitohet shpëtimi dhe realizohet suksesi.

15- Nëse tevhidi plotësohet në zemër dhe vërtetohet me vërtetim dhe sinqeritet të plotë, atëherë vepra e pakët rritet shumë, punët dhe fjalët e tij shumëfishohen pa kufi.

16- Allahu az-ze ve xhel-leh i garanton atij që posedon këtë tevhid fitore dhe ndihmë në dunja, krenari, nder, udhë-

zim, lehtësim, përmirësim të gjendjes dhe sukses në fjalë dhe vepra.

17- Allahu az-ze ve xhel-leh largon nga ata që kanë këtë tevhid të këqijat e të dy botëve dhe ua mundëson atyre një jetë të lumtur, të qetësohen me përmendjen e tij, argumentet për këtë janë të shumtë si në Kur'an ashtu edhe në Sunnetin e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem. Kush e realizon këtë tevhid do t'i arrijë të gjitha këto mirësi, por edhe më shumë dhe e kundërta me të kundërtën.

## Shkaqet e përforcimit të tevhidit në zemër

Tevhidi është pemë që rritet në zemrën e besimtarit, rriten degët e saj, shtohet zhvillimi i saj dhe i rritet bukuria sa më shumë që ujitet ky tevhid me nënshtrim i cili të afron tek Allahu az-ze ve xhel-leh, aq më shumë shtohet dashuria e robit ndaj Allahut az-ze ve xhel-leh, i shtohet frika nga Ai dhe shpresa në Atë dhe i shtohet mbështetja tek Ai.

Prej shkaqeve që rritin tevhidin në zemër janë:

1- Dëshira për kryerjen e veprave të mira, duke shpresuar shpërblimin e Allahut az-ze ve xhel-leh.

2- Largimi nga mëkatet, duke pasur frikë dënimin e Allahut az-ze ve xhel-leh.

3- Meditimi për mbretërinë e qiejve dhe të tokës.

4- Njohja e emrave dhe cilësive të Allahut az-ze ve xhel-leh me atë që përmbajnë ato, gjurmët që kanë dhe çka aludojnë nga kuptimet e madhërishme dhe të plota.

5- Pasurimi me dituri të dobishme dhe të vepruarit me të.

6- Leximi i Kur'anit duke meditduar dhe kuptuar domethënien e tij dhe ajo çfarë është për qëllim me të.

7- Afrimi tek Allahu az-ze ve xhel-leh me nafile (namaze vullnetare) pas farz-eve.

8- Përmendja e vazhdueshme e Allahut az-ze ve xhel-leh në çdo kohë me gjuhë dhe zemër.

9- Dhënia përparësi asaj që do Allahu az-ze ve xhel-leh kur bie ndesh me gjërat e tjera të dashura.

10- Meditimi për dhuntitë e Allahut az-ze ve xhel-leh, të dukshme dhe të fshehta, dhe shikimi i bamirësisë, mirë-sisë dhe dhuntisë ndaj robërve të Tij.

11- Thyerja e zemrës para Allahut az-ze ve xhel-leh dhe shfaqja e varfërisë tek Ai.

12- Vetmia me Allahun az-ze ve xhel-leh kohën kur zbret në fundin e tretë të natës, leximi i Kur'anit në këtë kohë dhe përfundimi i kësaj nate me kërkim faljeje dhe tevbe.

13- Shoqërimi (ulja) me njerëz të mirë, të sinqertë, që duhen për hir të Allahut az-ze ve xhel-leh dhe përfitimi nga fjalët dhe cilësitë e tyre.

14- Largimi nga çdo shkak që bëhet pengesë mes zemrës dhe Allahut az-ze ve xhel-leh nga preokupimet.

15- Lënia e të folurit të tepërt, ushqimit, përzierjes dhe shikimit.

16- Të dojë për vëllanë e tij atë që do për veten dhe të përpjekurit në këtë.

17- Pastrimi i zemrës nga urrejtja e besimtarëve si dhe nga inati, zilia, mendjemadhësia, vetëmashtrimi dhe vetëmburrja.

18- Të kënaqurit me përcaktimin e Allahut az-ze ve xhel-leh.

19- Falënderimi në dhunti dhe durimi në sprova.

20- Kthimi tek Allahu az-ze ve xhel-leh pas kryerjes së ndonjë mëkati.

21- Shtimi i punëve të mira, siç janë: mirësia, morali i mirë, lidhja farefisnore dhe të ngjashme me këto.

22- Pasimi i Sunnetit të Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem në çdo vepër të vogël apo të madhe.

23- Xhihadi në rrugën e Allahut az-ze ve xhel-leh.

24- Të ushqyerit hallall.

25- Urdhërimi në të mirë dhe ndalimi nga e keqja.

O Allah, na mundëso të jetojmë të lumtur me tevhid dhe të vdesim me tevhid shehidë!

Paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë mbi Muhamedin sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, mbi familjen e tij dhe mbi të gjithë shokët e tij.

# FJALË TË RËNDËSISHME

*Nga dijetari i nderuar Muhamed ibën Salih el Uthejmin (Allahu e mëshiroftë)*

Falënderimet qofshin për Allahun. Atë e falënderojmë, ndihmë, falje dhe udhëzim vetëm prej Tij kërkojmë. Kërkojmë mbrojtje nga Allahu prej të këqijave të vetes dhe punëve tona të liga. Atë që e udhëzon Allahu, nuk ka kush që mund ta humbë e kë e humb Ai, nuk ka kush që mund ta udhëzojë.

Dëshmoj se nuk ka kush që meriton të adhurohet përveç Allahut, i vetëm dhe i pashoq në rububijetin (zotërimin), në uluhijetin (adhurimin) e Tij, në gjykimet dhe veprat e Tij. Ai e bëri ligj për njerëzit fenë e vërtetë dhe i udhëzoi për

tek ajo dhe ua lehtësoi obligimet dhe dispozitat e saj e nuk e ngarkoi askënd përtej mundësive të tij: ***"Allahu nuk e obligon asnjë njeri përtej mundësisë së tij. "*** (El Bekareh: 286)

Dëshmoj gjithashtu se Muhamedi është rob dhe i Dërguari i Tij dhe është njeriu më i zgjedhur prej krijesave të Tij. Allahu e dërgoi atë për tërë njerëzimin dhe përmes tij udhëzoi njerëz prej dalaletit (humbjes) dhe ua ndriçoi rrugën nga verbërimi, e drejtoi ummetin e tij për tek ajo që është më e mira për ta, për tek lumturia e tyre në këtë botë dhe në botën tjetër, ua tërhoqi vërejtjen nga çdo e keqe dhe e dëmshme në dunja dhe ahiret, derisa e la ummetin e tij me

një gjë të qartë, siç është e qartë nata prej ditës. Prej saj devijon vetëm i humburi, ai që kërkon shkatërrimin. Paqja e Allahut qoftë mbi të, mbi shokët e tij dhe mbi të gjithë ata që ndjekin dhe pasojnë rrugën e tyre deri në Ditën e Kiametit.

Muslimani i vërtetë është ai i cili hulumton gjykimin e Allahut dhe të të Dërguarit të Tij në çdo çështje prej çështjeve të tij; fjalëve, veprave duke i praktikuar ato, nëse është hallall (e lejuar) e vepron dhe nuk ua vë veshin fjalëve të askujt, por nëse është haram (e ndaluar), largohet dhe ndalet dhe nuk ua vë veshin qortimeve apo talljeve të askujt prej njerëzve. Vepron kështu

duke e praktikuar fjalën e Allahut kur flet për të lejuarat: *"Këta janë kufijtë e Allahut, andaj mos i shkelni ata!"* (El Bekareh: 229)

Dhe fjalën e Allahut kur flet për të ndaluarat:

*"Këta janë kufijtë e Allahut, prandaj mos iu afroni atyre!"* (El Bekareh: 187)

Mirëpo që ta hedhë njeriu fjalën, ligjin e Allahut dhe të të Dërguarit të Tij për muri duke mos e praktikuar atë nëse e di dhe duke mos hulumtuar për të nëse nuk e ka ditur, kjo është humbje e qartë dhe shkatërrim i kulluar. Duhet ditur se këtu janë vetëm dy gjëra: ose humbje

dhe shkatërrim, ose udhëzim dhe shpëtim. Nuk ka dyshim se çdo musliman kërkon udhëzimin dhe shpëtimin prej Zotit të vet dhe kërkon që Ai ta ruajë prej humbjes dhe shkatërrimit, mirëpo duhet ditur se vetëm kjo nuk mjafton, ngase sahabi fisnik kur i tha Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem: *"Lute Allahun për mua që të jem shok i juaji në xhennet", Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem i tha: "Më ndihmo mua për veten tënde me sexhde (namaz) të shumta."*

Dije pra se çështja nuk qenka vetëm shpresa dhe iluzione, por patjetër duhet të punohet, të praktikohen urdhrat e Allahut të Lartësuar dhe të përmbahemi nga të ndaluarat e Tij. Ky është kuptimi

i drejtë i Islamit, i cili shpresohet t'i sjellë pronarit të tij fitimin e xhennetit dhe shpëtimin nga zjarri i xhehennemit. Vëllezër, nuk ka dyshim se njeriu në këtë dunja është i rrethuar nga shumë gjëra që e nxisin për nga e liga dhe pasimi i saj dhe e pengojnë prej punëve të mira dhe e largojnë prej tyre. Ato janë shejtani, epshi, moskujdesja dhe shoqëria e keqe, andaj le të kërkojmë mbrojtje nga Allahu prej shejtanit dhe mos t'i vëmë mendjen dyshimeve dhe përçarjeve të tij e ta lëmë epshin anash, që të mos ketë kurrfarë roli në jetën tonë ngase pasimi i epsheve nuk ka dyshim se është dalalet, humbje. Allahu i Lartësuar thotë: "*Ata ndjekin vetëm hamendjet*

*dhe atë që ua ka qejfi.*" (En Nexhm: 23)

Gjithashtu kërkohet prej nesh që të jemi syçelë gjithmonë dhe të mos habitemi pas asaj që Allahu na ka dhuruar, pas dhuntive, shëndetit si dhe pas dhuntive të tjera të cilat na bëjnë të harrojmë urdhrat e Allahut az-ze ve xhel-le e të dënohemi duke qenë të pakujdesshëm, ashtu që të na vijë vdekja duke qenë të habitur, e atëherë nuk ka dyshim se do të pendohemi, mirëpo koha e pendimit vetëm se ka përfunduar!

Vëlla musliman, dije se sikur e liga që shtohet me pasuesit e saj, ashtu edhe e mira, andaj bëhu i kujdesshëm dhe shoqërohu me ndonjë njeri të mirë, i cili

të ndihmon për kah punët e mira dhe të tërheq vërejtjen nga punët e liga, që të mos ndodhë kiameti e të thuash:

*"Ah sikur të mos e kisha bërë filanin mik! Ai më ka larguar nga Këshilla (Kur'ani), që më kishte ardhur!" Në të vërtetë, djalli e braktis gjithmonë njeriun në çastin e nevojës. "* (El Furkan: 28-29)

# GJYKIMI MBI KËRKIMIN E NDIHMËS NGA I DËRGUARI (SAL-LALLAHU ALEJHI VE SEL-LEM)

*Nga dijetari i nderuar Abdul Aziz ibën Abdullah ibën Baz (Allahu e mëshiroftë)*

Pyetje: *Dëgjojmë disa të thërrasin "ndihmë o i Dërguari i Allahut!" ose "ndihmë o Pejgamber!" Cili është gjykimi mbi këtë çështje?*

Dijetari i nderuar Abdul Aziz ibën Baz, Allahu e mëshiroftë, është përgjigjur: Këto fjalë janë nga shirku i madh, domethënia e tyre është kërkimi i ndihmës nga Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, kurse dijetarët, nga shokët e të Dërguarit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, nga tabi'inët dhe pasuesit e tyre

nga dijetarët e Ehli Sunnetit kanë rënë në konsensus se kërkimi i ndihmës nga të vdekurit, qofshin Pejgamberë apo edhe të tjerë, qofshin melaike apo xhinnë, qofshin idhuj, gurë, drunj, planetë apo diçka tjetër, lutja drejtuar të gjithëve që u përmendën është nga shirku i madh. Për këtë tregon fjala e Allahut: *"Xhamitë i janë kushtuar vetëm Allahut, prandaj mos iu lutni askujt, krahas Allahut!"* (El-Xhinn: 18) Gjithashtu fjala e të Madhërishmit:

*"Ky është Allahu, Zoti juaj. Pushteti është i Tij! Kurse ata që ju i adhuroni krahas Tij, nuk zotërojnë as sa cipa e bërthamës së hurmës. Nëse ju u luteni atyre, ata nuk e dëgjojnë lutjen tuaj,*

*por edhe sikur ta dëgjonin, nuk do t'ju përgjigjeshin. Në Ditën e Kiametit, ata do ta mohojnë adhurimin që u bënit atyre. Askush nuk mund të të njoftojë ty (o Muhamed) ashtu si Ai që është i Gjithëdijshëm."* (Fatir: 13-14).

Po ashtu fjala e Allahut:

*"Ai që pos Allahut adhuron zot tjetër, duke mos pasur kurrfarë prove për këtë, me siguri do të japë llogari vetëm te Zoti i tij. Me të vërtetë, nuk ka shpëtim për mohuesit."* (El-Mu'minun: 117). Ajetet në këtë kontekst janë të shumta. Kjo vepër është fe e politeistëve të parë, nga jobesimtarët kurejshë dhe të tjerë. Allahu të gjithë Pejgamberët alejh-imus-salatu ves-selam i ka dërguar dhe u

ka zbritur libra që të refuzojnë dhe të paralajmërojnë nga kjo vepër, siç thotë Allahu i Madhërishëm:

*"Çdo populli Ne i çuam një të Dërguar (që u thoshte): "Adhuroni Allahun dhe shmangni idhujt!"* (En-Nahl: 36).

Allahu thotë:

*"Ne nuk kemi nisur asnjë të Dërguar para teje, që të mos i kemi shpallur se: "S'ka zot tjetër përveç Meje, andaj më adhuroni (vetëm) Mua!"* (El-Enbija: 25). Allahu thotë:

*"Elif Lám Râ. Ky është një Libër, vargjet e të cilit janë radhitur mrekullueshëm dhe janë parashtruar me hollësi nga ana e Një të Urti të Gjithëdijshëm. Adhuroni vetëm Allahun,*

*sepse unë (Muhamedi) jam për ju një paralajmërues dhe sjellës i lajmit të mirë prej Tij."* (Hud: 1-2). Gjithashtu Allahu thotë:

*"Ky libër është shpallur nga Allahu i Plotfuqishëm dhe i Gjithëdijshëm! Njëmend, Ne ta kemi zbritur ty Librin me të vërtetën. Andaj adhuro vetëm Allahun me përkushtim të çiltër për Të!. Vetëm Allahut i takon adhurimi i vërtetë. Sa për ata që marrin mbrojtës të tjerë, përveç Tij, duke thënë: "Ne u lutemi atyre vetëm që të na afrojnë tek Allahu", Allahu me siguri që do t'i gjykojë për mospajtimet që kanë pasur. Vërtet, Allahu nuk e udhëzon atë që është gënjeshtar e mohues."* (Ez-Zumer 1-3).

Allahu në këto ajete qartësoi se të Dërguarit i ka dërguar dhe librat i ka zbritur me të vetmin qëllim: që të adhurohet i Vetmi i Pashoq me të gjitha llojet e adhurimeve, si p.sh.: lutja, kërkimi i ndihmës, frika, shpresa, namazi, agjërimi, therja e kurbanit e të tjera nga llojet e adhurimeve. Gjithashtu Allahu ka lajmëruar se mushrikët nga kurejshët dhe të tjerë u thoshin të Dërguarve dhe të tjerëve nga thirrësit në të vërtetën: "Nuk i adhurojmë" kishin për qëllim evliatë e tyre "vetëm se të na afrojnë tek Allahu sa më shumë". Kuptimi i kësaj është se ata i adhuruan që t'i afrojnë tek Allahu sa më shumë dhe të ndërmjetësojnë tek Ai për ta,

nuk i adhuruan duke besuar se ata krijojnë, furnizojnë apo veprojnë në kozmos. Për këtë Allahu i përgënjeshtroi dhe i quajti jobesimtarë. Allahu thotë: *"Allahu me siguri që do t'i gjykojë për mospajtimet që kanë pasur. Vërtet, Allahu nuk e udhëzon atë që është gënjeshtar e mohues." Allahu qartësoi se ata janë gënjeshtarë në fjalën e tyre, se gjoja evliatë që adhuronin pos Allahut i afronin sa më shumë tek Allahu. Allahu gjykoi se me këtë vepër ata janë jobesimtarë. Allahu tha: "Vërtet, Allahu nuk e udhëzon atë që është gënjeshtar e mohues (jobesimtar)."* Allahu i Madhërishëm në ajetin tjetër në suren Junus qartëson se ata thoshin

ndaj të adhuruarve të tyre përveç Allahut se ata ndërmjetësojnë tek Allahu. Allahu thotë: *"Ata adhurojnë në vend të Allahut atë që as nuk u bën dëm, as nuk u sjell dobi dhe thonë: "Këta janë ndërmjetësit tanë tek Allahu!"* (Junus: 18).

Allahu i përgënjeshtroi duke thënë: *"Thuaj: "A po i tregoni Allahut për diçka që Ai nuk e di në qiej dhe në Tokë?!" Qoftë i lavdëruar Ai dhe i lartësuar mbi gjithçka që ia shoqërojnë Atij (në adhurim)!"* (Junus: 18)

Allahu i Madhërishëm në suren Edh-Dharijat ka qartësuar se xhinnët dhe njerëzit i ka krijuar që ta adhurojnë Atë të Vetëm e askënd tjetër. Allahu thotë:

*"Xhinnët dhe njerëzit i kam krijuar vetëm që të më adhurojnë."* (Edh-Dharijat: 56)

Është obligim i të gjithë xhinnëve dhe njerëzve që ta adhurojnë vetëm Allahun dhe të jenë të sinqertë në adhurimin e Tij dhe njëkohësisht të kenë kujdes nga adhurimi i dikujt tjetër, qoftë Pejgamber apo diçka tjetër; në asnjë mënyrë nuk duhet t'i adhurojnë, as me kërkimin e ndihmës e as me ndonjë lloj adhurimi, duke vepruar kështu në bazë të ajeteve që cekëm më herët apo ajeteve të ngjashme me to dhe njëkohësisht duke praktikuar atë që është vërtetuar nga i Dërguari sal-lAllahu alejhi ve sellem dhe nga Pejgamberët e tjerë, pasi të

gjithë Pejgamberët i ftonin njerëzit në njësimin e Allahut dhe në veçimin e Tij në adhurim dhe i ndalonin nga shirku dhe adhurimi i dikujt tjetër pos Allahut. Kjo është baza e fesë me të cilën Allahu dërgoi të Dërguarit dhe zbriti librat dhe për shkak të kësaj baze i krijoi xhinnët dhe njerëzit. Pra, kush kërkon ndihmë nga Pejgamberët ose nga dikush tjetër apo afrohet tek ata me ndonjë lloj adhurimi, ai vetëm se i ka shoqëruar Allahut shok dhe krahas Tij ka adhuruar dikë tjetër, duke hyrë nën fjalën e Allahut: ***"Por nëse ata adhurojnë zota të tjerë, do t'u humbë çdo gjë nga ajo që kanë bërë."*** (El-En'am: 88).
Gjithashtu Allahu thotë:

*“Nëse i shoqëron Allahut diçka tjetër (në adhurim), me siguri që punët e tua do të zhvlerësohen dhe do të jesh ndër të humburit."* (Ez-Zumer: 65)

*"Vërtet, Allahu nuk fal që të adhurohet dikush apo diçka tjetër veç Atij, por gjynahet e tjera më të vogla ia fal kujt të dojë."* (En-Nisa: 48)

Allahu gjithashtu thotë: *"Sigurisht, atij që adhuron tjetërkënd përveç Allahut, Allahu do t'ia ndalojë xhennetin dhe strehim i tij do të jetë zjarri. Për keqbërësit nuk ka ndihmës."* (El-Maide: 72)

Nga këto argumente nuk përjashtohet askush, pos ai të cilit nuk i ka shkuar thirrja islame, pasi është larg vendeve

islame dhe nuk i ka arritur as Kur'ani e as Sunneti. Ky është pra nën urdhrin e Allahut. Mendimi i qëlluar mes mendimeve të dijetarëve në këtë çështje është se ai provohet Ditën e Gjykimit: nëse zbaton urdhrin hyn në xhennet, në të kundërtën hyn në zjarr. Të njëjtin gjykim do të kenë edhe fëmijët e politeistëve, të cilët vdesin para moshës madhore. Sa u përket fëmijëve të politeistëve, dijetarët kanë dy mendime. I pari është se ata provohen Ditën e Gjykimit: nëse përgjigjen hyjnë në xhennet, në të kundërtën në zjarr. Për këtë tregon fjala e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sellem kur u pyet për ta: *"Allahu e di se çfarë do të vepronin."* (Mutefekun

alejhi). Në momentin kur sprovohen Ditën e Gjykimit, shfaqet dituria e Allahut tek ata. Mendimi i dytë është se ata janë nga banorët e xhennetit sepse kanë vdekur në natyrshmëri para se të obligoheshin me diçka, ndërsa është vërtetuar nga i Dërguari sal-lAllahu alejhi ve sel-lem të ketë thënë: *"Çdo i lindur lind në natyrshmëri."* Në një transmetim: *"Në Islam më pas prindërit e tij ose e bëjnë çifut, të krishterë apo zjarr-putist."* Gjithashtu është vërtetuar nga i Dërguari sal-lAllahu alejhi ve sel-lem se e ka parë Ibrahimin alejhi selam në një kopsht prej kopshteve të xhennetit dhe rreth tij ishin fëmijët e muslimanëve dhe të politeistëve. Ky mendim është

më i sakti në lidhje me fëmijët e politeistëve për shkak të argumenteve të sipërpërmendura dhe në bazë të fjalës së Allahut: ***"Ne nuk dënojmë asnjë popull para se të çojmë të Dërguar!"*** (El-Isra: 15)

Mendimin e dytë Hafidh ibën Haxheri, Allahu e mëshiroftë, në "El-Fet'h"(vëll. 3, fq. 247) duke sqaruar kapitullin: "Ajo që është thënë për fëmijët e politeistëve", në librin "El-Xhenaiz", e përkrah duke thënë: "Ky mendim është drejtimi më i saktë dhe i zgjedhur, të cilin e kanë përkrahur dijetarët më eminentë."

Gjithashtu nga ajetet e lartpërmendura përjashtohet lutja e atij që është gjallë dhe prezent në një gjë që mundet ta

kryejë. Kjo nuk konsiderohet shirk. Argument për këtë është fjala e Allahut në tregimin e Musait alejhi selam me kibtiun: ***"Ai i grupit të vet i kërkoi ndihmë kundër atij të popullit armik."*** (El-Kasas: 15), sepse çdo njeri është i nevojshëm për ndihmën e vëllezërve të tij si në luftë edhe diku tjetër, në gjërat që kanë mundësi të ndihmojnë. Kjo nuk konsiderohet nga shirku, përkundrazi, është e lejuar dhe ndodh që kjo ndihmesë të jetë edhe sunnet, ndodh të jetë edhe obligim, sipas argumenteve të sheriatit. Allahu është dhuruesi i suksesit.

# GJYKIMI MBI KËRKIMIN E NDIHMËS NGA DIKUSH POS ALLAHUT TË MADHËRUAR

*Nga dijetari i nderuar Abdul Aziz ibën Abdullah ibën Baz, (Allahu e mëshiroftë)*

Falënderimi i takon Allahut. Salatet dhe selamet qofshin për të Dërguarin e Allahut, për familjen e tij, për shokët e tij dhe për ata që udhëzohen me udhëzimin e tij. Gazeta "Bashkësia Kuvajtiane" në një nga numrat e saj, më 19/04/1390 h, ka publikuar disa vargje me titull "Përkujtim për lindjen e Pejgamberit të ndershëm". Në këto vargje të shkruara prej autores së quajtur Emine kërkohej ndihmë nga Pejgamberi sal-

lAllahu alejhi ve sel-lem, që ta ndihmojë ummetin e tij dhe ta shpëtojë nga përçarjet e mospajtimet.

Ja vargjet në fjalë:

O i Dërguari i Allahut ndali jobesimtarët që nxisin luftë dhe ndezin flakë.

O i Dërguari i Allahut shpëtoje ummetin nga errësirat e mosbesimit iu zgjat agimi.

O i Dërguari i Allahut shpëtoje ummetin nga hutimi i së keqes u është mbështjellë e vërteta.

Deri tek vargjet ku thuhet:

O i Dërguari i Allahut shpëtoje ummetin nga errësira e mosbesimit iu zgjat agimi.

Shpejtoje triumfin ashtu siç e shpejtove Ditën e Bedrit kur Allahut iu drejtove.
Atëherë kur nënçmimi u shndërrua në fitore dhe krenari Allahu ka ushtri e atë nuk e sheh ti.
Në këtë mënyrë autorja e këtyre vargjeve ia drejton thirrjen dhe kërkimin e ndihmës të Dërguarit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, duke kërkuar ngutjen e triumfit që ta shpëtojë ummetin, por duke harruar kështu apo duke mos e ditur se ndihma dhe triumfi është në dorën e Allahut, të Vetmit. Kjo nuk është në dorën e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, as në dorën e askujt tjetër nga krijesat, siç thotë Allahu i Madhëruar në librin e Tij: *"Se fitorja*

*(ndihma) vjen vetëm nga Allahu, i Plotfuqishëm dhe i Gjithëdijshëm."* (Alu Imran: 126). Allahu thotë: *"Nëse ju ndihmon Allahu, s'ka kush t'ju mposhtë e nëse ju lë pa ndihmën e Tij, kush është ai që do t'ju ndihmojë, përveç Tij?!"* (Alu Imran: 160)

Me citate autentike dhe me konsensus është e ditur se Allahu subhanehu ve teala i ka krijuar krijesat që ta adhurojnë Atë, ka dërguar të Dërguarit, ka zbritur librat që ta sqarojë këtë adhurim dhe të ftojë në të, siç thotë Allahu: *"Xhinnët dhe njerëzit i kam krijuar vetëm që të Më adhurojnë."* (Edh-Dharijat: 56). Allahu thotë:

*"Çdo populli Ne i çuam një të Dërguar (që u thoshte): "Adhuroni Allahun dhe shmangni idhujt!"* (En-Nahl: 36). Dhe thotë:

*"Ne nuk kemi nisur asnjë të Dërguar para teje, që të mos i kemi shpallur se "s'ka zot tjetër përveç Meje, andaj më adhuroni (vetëm) Mua!"* (El-Enbija: 25). Gjithashtu thotë:

*"Elif Lám Râ. Ky është një libër, vargjet e të cilit janë radhitur mrekullueshëm dhe janë parashtruar me hollësi nga ana e Një të Urti të Gjithëdijshëm. Adhuroni vetëm Allahun, sepse unë (Muhamedi) jam për ju një paralajmërues dhe sjellës i lajmit të mirë prej Tij."* (Hud: 1-2)

Allahu në këto citate të prera sqaroi se nuk i ka krijuar xhinnët dhe njerëzit vetëm se që ta adhurojnë Atë, të Vetmin, që nuk ka rival, dhe ka sqaruar se i ka dërguar të Dërguarit që të ftojnë në këtë adhurim dhe të ndalojnë nga e kundërta e tij.

Gjithashtu ka treguar se Ai i ka radhitur citatet mrekullueshëm dhe i ka paraqitur qartë që të mos adhurohet askush pos Tij, të Madhërishmit.

Adhurimi është njësimi i Tij, nënshtrimi ndaj Tij, duke zbatuar urdhrat dhe ndalesat e Tij. Allahu për këtë ka urdhëruar në shumë citate, si p.sh.:

*"E megjithatë ata qenë urdhëruar vetëm që të adhuronin Allahun me*

*përkushtim të sinqertë, duke qenë në fenë e pastër (të Ibrahimit)."* (El-Bejjine: 5). Dhe thotë:

*"Zoti yt ka urdhëruar që të mos adhuroni askënd tjetër përveç Atij."* (El-Isra: 23). Gjithashtu thotë:

*"Andaj adhuro vetëm Allahun me përkushtim të çiltër për Të! Vetëm Allahut i takon adhurimi i vërtetë."* (Ez-Zumer: 2-3)

Ajetet në këtë kontekst janë të shumta, që të gjitha tregojnë për obligueshmërinë e sinqeritetit në adhurimin vetëm për Allahun, të Vetmin, dhe mosadhurimin e askujt tjetër pos Tij, qofshin Pejgamberë apo diçka tjetër. Nuk ka dyshim se lutja është nga adhurimet më të

rëndësishme dhe më përmbledhëse, ndaj duhet të jetë e sinqertë vetëm për Allahun az-ze ve xhel-leh, siç thotë Allahu: *"Andaj, lutjuni Allahut me adhurim të sinqertë për Të, edhe nëse këtë e urrejnë jobesimtarët!"* (Gafir: 14). Gjithashtu Allahu thotë:

*"Xhamitë i janë kushtuar vetëm Allahut, prandaj mos iu lutni askujt, krahas Allahut!"* (El-Xhinn: 18). Kjo përfshin të gjitha krijesat, si Pejgamberët edhe të tjerët, sepse *askujt* është e pashquar në kontestin e ndalimit dhe kur është kështu në gjuhën arabe përfitojmë përgjithësim, pra përfshin çdo gjë përveç Allahut të Madhëruar. Allahu thotë:

*"Përveç Allahut mos iu lut tjetërkujt nga ata që nuk të sjellin as dobi, as dëm."* (Junus: 106) Ky është ligjërim që i është drejtuar Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, mirëpo dihet se Allahu e ka mbrojtur atë nga shirku, andaj qëllimi është paralajmërimi për të tjerët. Më pas Allahu thotë: ***"Nëse do ta bëje këtë, atëherë ti do të ishe vërtet keqbërës."*** (Junus: 106)

Nëse zotëria i bijve të Ademit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem do të luste dikë tjetër pos Allahut dhe do të ishte nga keqbërësit, si qëndron puna me të tjerët? Kur fjala padrejtësi, edh-dhulm, përmendet pa ndonjë kufizim, është për

qëllim shirku i madh, siç thotë Allahu i Madhëruar:

*"Jobesimtarët, ata janë të padrejtët."* (El-Bekare: 254). Allahu gjithashtu thotë: *"Me të vërtetë shirku është padrejtësi e madhe."* (Lukman: 13). Me këto citate dhe të tjera u bë e ditur se lutja e dikujt tjetër pos Allahut, si p.sh. lutja e të vdekurit, drunjve, idhujve e të tjerëve konsiderohet shirk ndaj Allahut të Madhëruar dhe e mohon adhurimin për shkak të të cilit Allahu ka krijuar xhinnët dhe njerëzit, ka dërguar Pejgamberë e ka zbritur libra për ta sqaruar këtë adhurim dhe për të thirrur në të. Ky është edhe kuptimi i fjalës *la ilahe il-lAllah*: Nuk ka të adhuruar me meritë

përveç Allahut. Kjo fjalë e mohon adhurimin ndaj çdokujt tjetër dhe e pohon atë vetëm për Allahun, të Vetmin, siç thotë Allahu: *"Kjo është kështu sepse Allahu është e Vërteta (i Vetmi që meriton të adhurohet), kurse gjithçka që adhurohet përveç Tij është e pavërteta."* (Lukman: 30). Kjo është esenca e fesë dhe bazamenti i saj dhe asnjë adhurim nuk pranohet pa u rregulluar ky bazament, siç thotë Allahu: *“Nëse i shoqëron Allahut diçka tjetër (në adhurim), me siguri që punët e tua do të zhvlerësohen dhe do të jesh ndër të humburit.”* (Ez-Zumer: 65). Allahu thotë: *"Por nëse ata adhurojnë zota të*

***tjerë, do t'u humbë çdo gjë nga ajo që kanë bërë."*** (El-En'am: 88)

Feja islame është e ndërtuar mbi dy baza të mëdha. E para është që të mos adhurohet askush pos Allahut, të Vetmit, dhe e dyta që të mos adhurohet Allahu përveçse me sheriatin (ligjin) e Pejgamberit dhe të Dërguarit të Tij, Muhamedit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem. Ky është edhe kuptimi i shehadetit, *la ilahe il-lAllah Muhamedun resulullah*. Ndërsa ai që u lutet të vdekurve, qofshin Pejgamberë ose të tjerë, apo u lutet idhujve, gurëve, drunjve apo diçkaje tjetër nga krijesat ose kërkon ndihmë prej tyre apo mundohet të afrohet tek ata përmes therjes së kurbanit e zotimeve,

falet apo bën sexhde për ta, në të gjitha këto raste vetëm se i ka marrë për zota pos Allahut dhe i ka bërë shok Allahut të Madhëruar. Kjo e kundërshton këtë bazë që e përmendëm dhe kundërshton kuptimin e fjalës *la ilahe il-lAllah*.

Gjithashtu ai që shpik në fe atë që Allahu nuk ka dhënë leje për t'u bërë, nuk e ka vërtetuar kuptimin e dëshmisë se Muhamedi është i Dërguar i Allahut. Allahu i Madhërishëm thotë: ***"Dhe Ne do t'u qasemi veprave që kanë bërë ata dhe do t'i shndërrojmë në pluhur e hi."*** (El-Furkan: 23). Këto vepra që do të shkatërrohen janë të atyre që vdesin duke qenë në shirk ndaj Allahut. Po kështu do të jenë edhe veprat e shpi-

kura, për të cilat Allahu nuk ka lejuar të veprohen, ato do të bëhen Ditën e Gjykimit pluhur e hi sepse nuk kanë qenë në përputhje me sheriatin e pastër të Allahut, siç thotë Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem: *"Ai që shpik në çështjen tonë diçka që nuk është prej saj, ajo (çështje) është e refuzuar."* (Mutefekun alejhi)

Autorja e këtyre vargjeve ndihmën dhe lutjen e saj ia ka drejtuar të Dërguarit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem duke ia kthyer kështu shpinën Zotit të botëve, në Dorën e të Cilit është triumfi, dëmi e dobia, të cilat nuk janë në dorën e askujt tjetër. Nuk ka dyshim se kjo është padrejtësi e madhe dhe shirk i

rëndë. Allahu ka urdhëruar që të lusim Atë dhe ka premtuar se i përgjigjet lutjes, por njëkohësisht e ka kërcënuar me hyrje në zjarr atë që është mendjemadh ndaj lutjes së Tij, siç thotë Allahu i Madhërishëm: ***"Zoti juaj ka thënë: "Lutmuni Mua se do t'ju përgjigjem! Me të vërtetë, ata që tregohen mendjemëdhenj e nuk duan të më adhurojnë do të hyjnë në xhehennem të poshtëruar!"*** (Gafir: 60), domethënë të ulët e të nënçmuar. Ky ajet i ndershëm tregon se lutja është adhurim dhe se kush tregohet mendjelartë ndaj saj, vendi i tij është xhehennemi. Nëse ky është dënimi i atij që tregohet mendjelartë në lutje ndaj Allahut, atëherë si qëndron

çështja me atë që i lutet dikujt tjetër dhe ia kthen shpinën Allahut të Madhëruar?! Allahu thotë: ***"Kur robërit e Mi (besimtarë) të pyesin për Mua, (thuaju se) Unë jam afër, i përgjigjem lutjeve të lutësit kur ai më lutet Mua. Prandaj, le t'i përgjigjen thirrjes Sime dhe le të më besojnë Mua, për të qenë në rrugë të drejtë."*** (El-Bekare: 186)

I Dërguari sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka lajmëruar në hadith të vërtetë se lutja është vetë adhurimi. Abdullah ibën Abasit, djalit të xhaxhait të vet, i është drejtuar me këto fjalë: *"Ruaje Allahun, Allahu të ruan ty. Ruaje Allahun, do ta gjesh pranë vetes, kur të kërkosh kërko nga Allahu dhe kur të kërkosh ndihmë, kërko*

*nga Allahu!"* (E transmeton Tirmidhiu dhe të tjerët). I Dërguari sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush vdes duke i shoqëruar Allahut dikë, do të hyjë në zjarr."* (Transmeton Buhariu.) Ndërsa në Buhari dhe Muslim qëndron se kur i Dërguari është pyetur: *"Cili është mëkati më i madh?", ka thënë: "T'i bësh shok Allahut, kurse Ai të ka krijuar."* Shok është diçka e ngjashme, e përafërt, andaj kush lut dikë tjetër pos Allahut, kush kërkon ndihmë nga ndokush pos Allahut, kush zotohet për dikë pos për Allahun, kush ther kurban për dikë pos për Allahun apo çdo lloj adhurimi ia dedikon dikujt tjetër pos Allahut, ai në të vërtetë e ka marrë atë shok pos

Allahut, pa marrë parasysh a është Pejgamber, velij-i devotshëm, melaike, xhinn, idhull apo diçka tjetër nga krijesat. Ndërsa lutja drejtuar atij që është prezent dhe i gjallë në gjërat që ai ka mundësi t'i kryejë apo kërkimi i ndihmës nga ai në çështjet lëndore që ka mundësi t'i kryejë nuk konsiderohet nga shirku. Këto konsiderohen nga gjërat normale të lejuara mes muslimanëve, siç thotë Allahu në tregimin e Musait alejhi selam: ***"Ai i grupit të vet i kërkoi ndihmë kundër atij të popullit armik."*** (El-Kasas: 15). Gjithashtu kur thotë: ***"Musai doli prej qytetit i frikësuar, duke pritur se ç'do të ndodhte."*** (El-Kasas: 21)

Pra, siç kërkon njeriu ndihmë nga shokët e vet në luftë apo diku tjetër për gjërat që u ndodhin njerëzve e që kanë nevojë ta ndihmojnë njëri-tjetrin.

Allahu e ka urdhëruar të Dërguarin e Tij që t'ua kumtojë njerëzve se ai nuk posedon për askënd sjelljen e dobisë e as ndalimin e dëmit. Allahu thotë në suren Xhinn: *"Thuaj (o Muhamed): "Unë i lutem vetëm Zotit tim dhe nuk i shoqëroj Atij askënd (në adhurim)."Thuaj: "Unë nuk mundem t'ju largoj ndonjë dëm e as t'ju sjell ndonjë dobi."* (El-Xhinn: 21-22). Gjithashtu thotë në suren El-A'r'af: *"Thuaj: "Unë nuk mund t'i sjell vetes as dobi, as dëm, përveçse aq sa dëshiron Allahu. Sikur*

***ta dija të padukshmen, do t'i shumoja të mirat dhe nuk do të më prekte asnjë e keqe. Unë jam vetëm paralajmërues dhe sjellës i lajmeve të mira për njerëzit që besojnë."*** (El-A'raf: 188)

Ajetet në këtë kontest janë të shumta. I Dërguari sal-lAllahu alejhi ve sel-lem vetë nuk luste askënd pos Zotit të tij, nuk kërkonte ndihmë nga askush pos prej Tij. Ai në Luftën e Bedrit kërkonte me këmbëngulje të madhe ndihmën e Allahut kundër armiqve të vet dhe thoshte: *"O Zoti im, ma realizo atë që më ke premtuar!"* Derisa i sinqerti më i madh, Ebu Bekri radijAllahu anhu, i thoshte: *"Mjaft o i Dërguari i Allahut, sepse Allahu do ta realizojë atë që të ka*

*premtuar."* Në këto momente Allahu zbriti fjalën e Tij: ***"Ju kërkuat ndihmë nga Zoti juaj e Ai ju përgjigj: "Unë do t'ju ndihmoj me një mijë engjëj, të cilët do të vijnë njëri pas tjetrit." Allahu e bëri këtë fitore si lajm të mirë, që të qetësohen zemrat tuaja me të. Fitorja vjen vetëm nga Allahu. Me të vërtetë, Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Urtë."*** (El-Enfal: 9-10). Në këtë ajet Allahu përmendi kërkimin e ndihmës së tyre nga Ai dhe se si Allahu iu përgjigj lutjes së tyre duke i ndihmuar me melaike. Pastaj Allahu qartësoi se triumfi nuk ishte nga melaiket, por se i ka dërguar ato që t'i përgëzojë ata me fitore dhe t'i qetësojë. Pra, qartësoi se

fitorja është nga Allahu, i Vetmi, dhe tha: "Fitorja vjen vetëm nga Allahu." Allahu në suren Alu Imran thotë: ***"Allahu ju ndihmoi në Bedër, kur qetë të pafuqishëm, andaj frikësojuni Allahut për të qenë falënderues."*** (Alu Imran: 123). Allahu në këtë ajet qartësoi se Ai është ndihmëtari i tyre i vetëm Ditën e Bedrit, andaj u bë e ditur se ajo që u dha prej armëve, fuqisë dhe furnizimit të tyre me melaike ishin shkaqe të fitores, përgëzimit dhe qetësisë dhe jo se prej tyre u arrit fitorja, sepse ajo është nga Allahu, i Vetmi, andaj si i lejohet autores së këtyre vargjeve apo ndokujt tjetër që ta drejtojë kërkimin e ndihmës dhe fitores nga Pejgamberi sal-

lAllahu alejhi ve sel-lem e t'ia kthejë shpinën Zotit të botëve, i Cili posedon çdo gjë dhe ka fuqi për çdo gjë?! Nuk ka dyshim se kjo është nga injoranca më e urryer dhe nga shirku më i madh, ndaj është obligim i autores të pendohet tek Allahu me pendim të sinqertë, duke i ardhur keq për atë që ka vepruar, duke u larguar nga kjo vepër dhe duke vendosur që asnjëherë të mos kthehet në këtë vepër, gjithnjë duke pasur për qëllim madhërimin e Allahut, sinqeritetin ndaj Tij, zbatimin e urdhrave të Tij dhe largimin nga ndalimi i Tij, ky është pendimi i sinqertë. E nëse ka të bëjë me të drejtën e ndonjë krijese, atëherë është obligim në pendim çështja e katërt, që

është kthimi i së drejtës atij që i takon apo t'i kërkojë falje. Allahu i ka urdhëruar robërit e Vet me pendim dhe u ka premtuar se ua pranon pendimin. Allahu thotë: *"Pendohuni tek Allahu që të gjithë o ju besimtarë, që të shpëtoni."* (En-Nur: 31). Gjithashtu Allahu thotë për të krishterët: *"Përse ata nuk kthehen me pendesë tek Allahu e t'i kërkojnë falje Atij?! Allahu është Falës dhe Mëshirëplotë!"* (El-Maide: 74). Allahu thotë: *"...dhe ata që, pos Allahut, nuk adhurojnë zot tjetër, nuk vrasin njeri, gjë që Allahu e ka ndaluar, përveçse me të drejtë dhe që nuk bëjnë kurvëri. E kush i bën këto, do të marrë gjynahe. Ndëshkimi do t'i dyfishohet në Ditën e*

*Kiametit dhe ai do të qëndrojë përherë në këtë fatkeqësi i poshtëruar. Përjashtim bën ai që pendohet, beson dhe punon vepra të mira. Një njeriu të tillë Allahu ia ndërron veprat e këqija në të mira. Allahu është Falës e Mëshirëplotë."* (Furkan: 68-70). Allahu thotë: *"Ai e pranon pendimin e robërve të Vet, i fal gjynahet dhe i di të gjitha çfarë punoni ju."* (Esh-Shura: 25). Është vërtetuar nga i Dërguari sallAllahu alejhi ve sel-lem të ketë thënë: *"Islami asgjëson ato që kanë qenë para tij dhe pendimi i fshin çka kanë qenë para tij."*

Për shkak të rrezikut të madh të shirkut, i cili është mëkati më i madh, nga frika

se ndokush mund të ndikohet nga ajo që ka shkruar kjo autore dhe nga aspekti se këshilla për Allahun dhe robërit e Tij është obligative, kam shkruar këto fjalë në mënyrë të shkurtuar. Allahun e Madhëruar e lus që të bëjë dobi me këto fjalë, të na përmirësojë gjendjen tonë dhe gjendjen e të gjithë muslimanëve, të na furnizojë me kuptim të fesë dhe përqendrim në të dhe të na mbrojë të gjithë muslimanëve nga të këqijat e vetes dhe të veprave tona. Pa dyshim se Ai është përgjegjës dhe i fuqishëm për këtë. Salatet dhe selamet qofshin për robin dhe të Dërguarin e Tij, Pejgamberin tonë Muhamedin, për familjen dhe shokët e tij.

# AFRIMI TEK ALLAHU PËRMES PROFETËVE DHE NJERËZVE TË MIRË (TEVESULI)[4]

*Dr. Nasir ibën Abdul-Kerim el-Akël*

Falënderimi i takon vetëm Allahut dhe përshëndetjet qofshin për atë që nuk ka Profet pas tij.

Si rezultat i largimit të shumë muslimanëve nga Zoti dhe për shkak të paditurisë së tyre në këtë kohë për fenë është shtuar shumë shirku, risitë dhe gjërat e kota. Në mesin e shirkut që është përha-

[4] Teves-sul do të thotë afrim tek Allahu i Lartësuar përmes çdo gjëje që Ai dhe i Dërguari i Tij sal-lAllahu alejhi ve sel-lem e ka lejuar. Me këtë kemi për qëllim tevesulin e lejuar, kurse në këtë temë flitet për tevesulin e ndaluar (sh.p.).

pur me të madhe është edhe madhështimi që bëjnë disa muslimanë ndaj atyre që i quajnë njerëz të shenjtë, evlia dhe të mirë, duke iu lutur atyre përveç Allahut me bindje se ata vërtet u bëjnë dëm apo dobi. I madhërojnë ata dhe bëjnë tavaf, sillen rreth varreve të tyre duke pretenduar se në këtë mënyrë ata do të afrohen më afër Allahut për të plotësuar nevojat dhe lehtësuar brengat e tyre. E sikur këta injorantë të ktheheshin te Kur'ani dhe Sunneti duke kuptuar se çfarë erdhi me to për rëndësinë e lutjes dhe tevesulit, do ta kuptonin se ç'është tevesuli i vërtetë dhe i lejuar.

Tevesuli i vërtetë dhe i lejuar është ai i cili bëhet me nënshtrim ndaj Allahut dhe nënshtrim ndaj të Dërguarit të Tij sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, duke i kryer të gjitha obligimet dhe duke u larguar nga të gjitha ndalesat, është afrimi tek Allahu me punë të mira dhe lutja e Tij me emrat e Tij të mirë dhe cilësitë e Tij të larta. Këto janë mjetet e afrimit tek Allahu dhe rruga e cila të dërgon drejt mëshirës dhe kënaqësisë së Tij. Ndërsa afrimi tek Allahu me anë të varreve të të vdekurve, tavafi rreth tyre, bërja e betimeve tek ata, të hedhurit e vetes në pragun e tyre për të plotësuar nevojat dhe lehtësuar brengat, ky nuk është tevesul i lejuar por është shirk dhe kufër

(mosbesim dhe mosbindje ndaj Allahut), Allahu na ruajttë! Sa i përket tevesulit që bëri Umeri radijAllahu anhu me Abbasin radijAllahu anhuma, siç merret si argument nga disa, duhet ditur se Umeri ka kërkuar afrim (tek Allahu) me duanë e Abasit e jo me vetë atë, ndërsa afrimi tek Allahu me duatë e të tjerëve ndryshon nga afrimi tek Allahu me vetë ata. E nëse ndodh një gjë e tillë (afrimi tek Allahu përmes duasë së tyre), atëherë kushtëzohet që ata të jenë të gjallë, ngase afrimi tek Allahu me duanë e të gjallëve është njëra nga mënyrat e lejuara të tevesulit, me kusht që ai nga i cili kërkohet lutja të jetë njeri i mirë, i devotshëm.

Pastaj i vdekuri, ku shkon ai që dëshiron ta lusë Allahun me bereqetin e tij dhe kërkon prej tij ndihmë, pas vdekjes së tij nuk ka në kompetencë asgjë, as për veten e tij, nuk ka mundësi ta ndihmojë veten pas vdekjes, atëherë si mund të ndihmojë dikë tjetër?!

Nuk është e mundur për asnjë njeri që ka pak logjikë që të mendojë se ai që ka vdekur, që ka humbur lëvizshmërinë e tij dhe i ka të palëvizshme gjymtyrët e tij, mund të ndihmojë veten pasi të vdesë, e të mos flasim që të ndihmojë dikë tjetër!

Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka mohuar mundësinë e njeriut për të bërë diçka pas vdekjes duke thënë: *"Kur*

*një pasardhës i Ademit vdes, i ndërpritet puna e tij, përveç në tre raste: lëmosha e rrjedhshme, dituria që ka lënë dhe të tjerët përfitojnë prej saj apo ka lënë një pasardhës të mirë që lutet për të."*

Nga hadithi na u bë e qartë se i vdekuri është ai që ka nevojë për dikë që lutet dhe kërkon falje për të, kurse i gjalli nuk ka nevojë për lutjen e të vdekurit. Nëse hadithi na tregon në mënyrë të prerë se pasardhësve të Ademit u ndërpritet puna me vdekjen e tyre, atëherë si është e mundur të besojmë se i vdekuri është gjallë në varrin e tij, me një jetë që i mundëson komunikimin me të tjerët dhe i mundëson t'i ndihmojë me çdo lloj ndihme? Si mund ta besojmë këtë

kur ai që e ka humbur një gjë nuk mund ta japë atë? I vdekuri nuk mund t'i dëgjojë ata që i luten atij, edhe nëse i zgjasin lutjet e tyre. Allahu i Lartësuar thotë: *"Kurse ata që ju i luteni-adhuroni krahas Tij, nuk zotërojnë as sa cipa e bërthamës së hurmës. Nëse ju u luteni atyre, ata nuk e dëgjojnë lutjen tuaj, por edhe sikur ta dëgjonin, nuk do t'ju përgjigjeshin. Në Ditën e Kiametit, ata do ta mohojnë adhurimin që u bënit atyre."* (Fatir: 13-14)
Allahu ua mohoi atyre pushtetin dhe dëgjimin e lutjeve, kështu që dihet se ai që nuk posedon asgjë nuk mund të japë dhe ai që nuk dëgjon nuk mund të përgjigjet dhe nuk di.

Po ashtu nga ajeti u bë e qartë se kujtdo që i drejtohen lutjet përveç Allahut, pa marrë parasysh kush është ai, nuk ka mundësi t'i realizojë lutësit të tij asgjë. Adhurimi ndaj çdo të adhuruari përveç Allahut është i kotë. Allahu i Lartësuar thotë: ***"Përveç Allahut mos iu lut tjetërkujt nga ata që nuk të sjellin as dobi as dëm. Nëse do ta bëje këtë, atëherë ti do të ishe vërtet keqbërës." Nëse Allahu vendos që të të godasë ndonjë e keqe, askush nuk mund të ta largojë atë përveç Tij e nëse Ai do të të bëjë ndonjë të mirë, s'ka kush që ta pengojë mirësinë e Tij…"*** (Junus: 106-107)

Nga ky ajet u bë e qartë se çdo i adhuruar përveç Allahut nuk bën as

dobi as dëm, atëherë ku është dobia në adhurimin dhe lutjen e tyre?! Po ashtu ky ajet i përgënjeshtron pasuesit e së kotës, të cilët thonë “shkuam te varri i filanit” apo “i jemi lutur filan njeriut të shenjtë dhe na është realizuar ajo që kemi dëshiruar”. Kush e thotë këtë vetëm se ka gënjyer ndaj Allahut. E nëse themi se ka ndodhur diçka prej asaj që ata thonë, atëherë ajo ka ndodhur për njërën nga këto dy shkaqe:

1- Nëse është nga gjërat normale që mund t'i bëjnë krijesat, atëherë kjo ndodh nga shejtanët, ngase ata gjithmonë janë të pranishëm në varreza, pasi nuk ka varr apo idhull që adhurohet përveç Allahut vetëm se shejtanët janë

prezentë që të luajnë me mendjet e njerëzve. Këta që kërkojnë afrim tek Allahu përmes varreve të njerëzve të mirë, duke qenë se janë të ngjashëm me ata që adhurojnë idhuj, shejtani i bën që të jenë të humbur dhe të devijuar ashtu siç i ka bërë të humbur adhuruesit e idhujve në kohët e vjetra. Shejtani personifikohet në formën e atij prej të cilit kërkohet ndihmë dhe u flet atyre sikur pronari i varrit të ishte gjallë ashtu si shejtanët u flasin fallxhorëve; ndodh që ndonjë pjesë të jetë e vërtetë, por shumica e saj është gënjeshtër. Ndodh që t'ua plotësojë disa nga kërkesat e tyre dhe t'jua largojë disa nga gjërat që i urrejnë, por nga ato gjëra normale që

kanë mundësi t'i bëjnë edhe njerëzit. Dhe kështu këta naivë mendojnë se ai që ndodhet në atë varr është ngritur nga varri dhe e ka realizuar atë punë, por realisht ai ka qenë shejtani i personifikuar në formën e atij njeriu, që ta humbë nga rruga e drejtë këtë idhujtar që kërkon ndihmë nga ky varr, ashtu siç hyjnë shejtanët në idhuj dhe u flasin atyre që i adhurojnë ata dhe ua plotësojnë disa kërkesa siç e kanë përmendur shumë dijetarë.

2- Por nëse është nga gjërat që nuk ka mundësi ta bëjë dikush tjetër përveç Allahut, si jeta, shëndeti, pasuria, varfëria e të ngjashme me këto, që janë nga veçoritë e Allahut, atëherë kjo ndodh

me caktimin e mëhershëm, të cilin e ka shkruar Allahu pesëdhjetëmijë vite para se t'i krijojë qiejt dhe tokën dhe ka qenë e caktuar që të ndodhë në këtë moment, por kjo kurrsesi nuk ndodh me begatinë e lutjes së njeriut të varrosur në atë varr, ashtu siç pretendojnë ata.

Nga çdo njeri që ka mendje të shëndoshë kërkohet të mos u besojë këtyre gjërave të kota, por ta lidhë zemrën e tij fort me Allahun duke ia drejtuar kërkesat vetëm Atij derisa t'i realizohen, e kurrsesi të mos anojë nga krijesat, pasi ato vërtet janë të dobëta dhe të mjera, në to ka injorancë dhe pamundësi. Si është e mundur që njeriu t'i drejtojë kërkesat e tij te një krijesë si ai? Ndodh

që kjo krijesë të jetë e vdekur, nuk dëgjon dhe nuk sheh, nuk posedon asgjë, është aq i paaftë sa të ngrejë edhe një kokërr nga dheu që mbulon trupin e tij. A mund të jetë kjo gjë tjetër vetëm se kulmi i lajthitjes dhe padituurisë dhe devijim nga rruga e drejtë?! Por shejtani ua zbukuron njerëzve punën që bëjnë. Mjafton nga kjo punë poshtërsia dhe nënçmimi ngase vepruesi i saj bëhet i varur nga krijesat dhe largohet nga Krijuesi i Plotfuqishëm. Vallahi, kjo nuk është tjetër vetëm se verbim i syve dhe vdekje e zemrës!

Mrekullitë e pretenduara

Shumë njerëzve u janë ngatërruar gjërat me një ngatërrim të çuditshëm. Kjo i ka

bërë ata ta harrojnë të vërtetën e mrekullive dhe kerameteve, nuk i kuptojnë ato në mënyrën e duhur, që të bëjnë dallimin mes mrekullive dhe kerameteve të vërteta që vijnë nga Allahu i vetëm dhe i pashoq për vërtetimin e shpalljeve të Tij tek njerëzit dhe si mbështetje për të Dërguarit apo nderim për disa nga njerëzit e Tij të devotshëm, të mirë dhe të vërtetë. Ata nuk dinë ta bëjnë dallimin mes tyre dhe gjërave të kota e të humbura, të cilat i shpikin gënjeshtarët, duke i quajtur ato si mrekulli dhe keramete në mënyrë që të luajnë me mendjet e njerëzve dhe të përfitojnë pasuritë e tyre në mënyrë të padrejtë. Disa njerëz të paditur mendojnë se

mrekullitë dhe kerametet janë nga gjërat që përfitohen dhe në zgjedhje e njerëzve, që bëjnë pjesë në mundësinë e njeriut dhe që mund t'i bëjnë nga vetë dëshira e tyre e plotë. Duke u nisur nga kjo injorancë, ata kanë krijuar bindjen se njerëzit e devotshëm dhe njerëzit e mirë posedojnë fuqinë që të bëjnë mrekulli dhe keramete në çdo kohë që dëshirojnë. Kjo nuk është vetëm se padituri e njerëzve ndaj Zotit të tyre dhe pasqyrë reale e fesë së tyre.

Ne u themi atyre se ky personifikim që ndodh nga këta gënjeshtarë, duke pretenduar se kjo është një mrekulli apo keramet i këtij njeriu të devotshëm apo tjetrit, është e tëra gënjeshtër. Gjithë

këto janë veprime dhe lojëra nga shejtanët apo zbulime dinake logjike të tyre që i pretendojnë këto ndodhi fantazmash e i quajnë mrekulli që t'ju japin pronarëve të atyre varrezave madhështi e dinjitet, i bëjnë të bereqetshëm në mënyrë që njerëzit t'i madhështojnë dhe të tërheqin grupe të mëdha naivësh për t'i vizituar këto varreza, e të kërkojnë begatim dhe realizim të kërkesave të tyre nga ta, kështuqë u ofrojnë atyre zotime duke shpenzuar pasuri dhe duke dhënë dhurata, e në këtë ka jetë të kënaqshme dhe fitim haram për çdo të papunë që nuk dëshiron të punojë, por të mashtrojë njerëzit dhe t'ua marrë pasuritë pa të drejtë.

Çdo njeri i shëndoshë mentalisht, që e ka ruajtur natyrshmërinë e shëndoshë, nuk mund të besojë se i vdekuri mund të bëjë çfarëdo pune sepse shpirti i tij ka dalë nga trupi, i janë shuar lëvizjet dhe krimbi ka ngrënë trupin e tij dhe është bërë skelet i kalbur. Kush i beson këto pretendime të turpshme përpos ndonjë njeriu të paditur e naiv?! Këto pretendime janë të pamundshme për një të gjallë, lëre më për të vdekurit! A t'i zhvlerësojmë mendjet tona, që na i ka dhuruar Allahu, e të besojmë gjëra të kota si këto? Mendja e ndritur dhe natyrshmëria e shëndoshë e refuzon fuqishëm besimin në këto gjëra të kota sepse në to ka kundërshtim të plotë me

ligjet e Allahut, fetare dhe universale (esh-sherijje vel-kevnijje).

## Mushrikët e vjetër dhe ata të kohës sonë

Me të vërtetë shumë njerëz që vizitojnë rregullisht varrezat[5] dhe "vendet e shenjta" (sipas tyre) thonë se mushrikët para fillimit të shpalljes adhuronin idhujt, kurse ne nuk kemi idhuj që t'i adhurojmë, por kemi varret e hoxhallarëve tanë dhe të njerëzve të mirë, të cilët nuk i adhurojmë, por kërkojmë nga Allahu që t'i realizojë kërkesat tona si respekt ndaj

[5] Autori ka për qëllim ata që vizitojnë varrezat me qëllim që t'u luten atyre (sh.p.).

tyre dhe se ibadeti (adhurimi) është diçka tjetër nga kërkesa (lutja).

Ne u themi këtyre se kërkimi i ndihmës dhe i begatisë prej të vdekurit në realitet është lutje, saktësisht ashtu siç u luteshin idhujve në kohën e injorancës, dhe se nuk ka dallim mes idhujve që adhuroheshin në atë kohë dhe varrit ku adhurohet i varrosuri nga njerëzit në kohën tonë. Idhulli, varri dhe taguti që të gjithë janë emra që kanë kuptim të njëjtë, pasi synohen ata që adhurohen përveç Allahut pa marrë parasysh a është njeri i gjallë apo i vdekur, është gjë e ngurtë, kafshë apo diçka tjetër. Kur idhujtarët në kohët e vjetra pyeteshin se cila është arsyeja që ata marrin idhujt si

ndërmjetësues dhe u luten atyre, ata përgjigjeshin ashtu si na ka treguar Allahu i Lartësuar në Kur'an: ***"Ne u lutemi atyre vetëm që të na afrojnë tek Allahu."*** (Ez-Zumer: 3). Kuptimi është se ata 'janë ndërmjetësues mes nesh dhe Allahut që të na realizohen nevojat tona'. Nga kjo na bëhet e qartë se nuk ka dallim mes pretendimit të idhujtarëve të vjetër dhe adhuruesve të varreve sot, të cilët pretendojnë se janë pasues të Islamit. Qëllimi kryesor që i bashkon (mushrikët e vjetër dhe ata të kohës sonë) është shirku ndaj Allahut dhe lutja e tjetërkujt veç Tij.

Shirku në dashuri

Kur zemra dhe ndjenjat përkushtohen që të gjitha në drejtim të krijesës me atë dashuri dhe madhërim që i takon vetëm Allahut, atëherë kjo llogaritet adhurim ndaj tij. Ata që pretendojnë se i duan të vdekurit nga njerëzit e devotshëm dhe të mirët, por i madhërojnë dhe shenjtërojnë me atë që i kalon kufijtë e sheriatit, ata realisht janë duke i adhuruar. Nga dashuria e tepërt që kanë ndaj tyre festojnë ditëlindjet e tyre, bëjnë zotime dhe tavaf rreth varreve të tyre ashtu si bëhet tavafi rreth Qabesë, kërkojnë prej tyre ndihmë, furnizim dhe mbështetje. Sikur të mos ishte kjo shenjtëri dhe teprim në ta nuk do t'i bënin të gjitha këto vepra për hirë të të

vdekurëve.Nga teprimi që bëjnë karshi tyre është kujdesi i madh për t'u betuar në emrin e tyre sinqerisht, ndërkohë që nuk shqetësohen fare nëse betohen për Allahun rrejshëm dhe duke bërë shaka. Disa prej tyre ndodh ta dëgjojnë dikë duke e fyer Allahun dhe nuk hidhërohen për këtë dhe nuk ndiejnë asgjë, por nëse dëgjon dikë që fyen shehun e tij do të hidhërohet me një hidhërim të madh. A nuk mund ta quajmë këtë kalim të kufijve (në dashuri) ndaj të devotshmëve dhe shehlerëve të tyre më shumë sesa madhërimi i tyre ndaj Allahut? Dashuria për ta ka kaluar dashurinë për Allahun. Allahu i Lartësuar ka thënë: ***"E megjithatë, disa***

*njerëz zgjedhin (për të adhuruar) në vend të Allahut (zota) të tjerë, (duke i konsideruar) si të barabartë me Atë dhe duke i dashur siç duhet Allahu. Por ata që besojnë, e duan shumë më tepër Allahun (se sa ç'i duan idhujtarët idhujt e tyre)."* (El-Bekare: 165). Ky pa dyshim që është një nga llojet e shirkut, i cili është shirku në dashuri.

Allahu është afër robërve të Tij

Allahu është me të vërtetë afër robërve të Tij. Allahu i Lartësuar thotë: *"Kur robërit e Mi (besimtarë) të pyesin për Mua, (thuaju se) Unë jam afër, i përgjigjem lutjeve të lutësit, kur ai më lutet Mua. Prandaj, le t'i përgjigjen*

*thirrjes Sime dhe le të më besojnë Mua, për të qenë në rrugë të drejtë.”* (El-Bekare: 186). Mes Allahut dhe robërve të Tij nuk ka diçka që pengon thirrjet dhe kthimin tek Ai dhe kërkimin e drejtpërdrejtë të nevojave të tyre prej Tij. Pse të orientohet njeriu drejt varreve, që t’i marrë si ndërmjetësues, t’i lusë ata që të ndërmjetësojnë tek Allahu dhe të kërkojnë prej tyre atë që nuk e posedojnë dhe nuk kanë mundësi ta bëjnë? Njeriu e ka obligim që t'i drejtohet dhe të marrë për mbrojtës drejtpërdrejt Zotin e tij, ta lusë Atë direkt me gjuhën e tij dhe të afrohet tek Ai me ndërmjetësim të lejuar. Ky është nënshtrimi ndaj Tij me adhurim dhe

punë të mira, duke e lutur Atë me emrat e Tij të bukur dhe cilësitë e Tij të larta, duke qenë i bindur me bindje të plotë se vetëm Allahu është Ai që jep krenari e pushtet, që jep  jetë dhe vdekje, është Furnizuesi, Dobiprurësi dhe Rregulluesi i çdo gjëje në jetë, vetëm në Dorën e Tij është dobia dhe dëmi. Njeriu duhet të besojë bindshëm se asnjë njeri, pa marrë parasysh pozitën e tij te Allahu apo te njerëzit, nuk ka mundësi t'i bëjë dëm apo të ndihmojë dikë nëse nuk e ka shkruar Allahu. I Dërguari sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Dije se sikur e gjithë njerëzia të mblidhen që të të ndihmojnë për një gjë, nuk do të mund të të ndihmojnë me asgjë,*

*vetëm se me atë që Allahu ta ka shkruar. Po edhe sikur të mblidhen që të të bëjnë keq me diçka, nuk do të mund të të bëjnë keq, vetëm se me atë që Allahu e ka shkruar të të godasë."* Pra, sikur e gjithë njerëzia të mblidhet për një njeri që t'i bëjë mirë apo keq, nuk do të mund ta bëjnë këtë vetëm se me atë gjë që Allahu e ka shkruar, kështu që një person i vetëm, pa marrë parasysh a është i gjallë apo i vdekur, është edhe më e pamundur ta bëjë një gjë të tillë dhe pa dyshim se nuk mund të ndihmojë e as t'i bëjë keq askujt vetëm se me atë që Allahu e ka shkruar për të.

Atëherë ç'kuptim ka t'i lutesh atij që nuk bën dëm e as dobi? A nuk është ky

kulmi i devijimit dhe i padituris? Po, gjithsesi, pasha Allahun!

Është obligim për këdo që është sprovuar me këto lloje shirku, risish dhe gjërash të kota, si tavafi rreth varreve dhe madhërimi i tyre, lutja e të vdekurve për plotësimin e nevojave dhe shpëtimin nga vështirësitë, që të pendohet tek Allahu nga kjo vepër e prishur, e cila në realitet është shirk ndaj Allahut të Lartësuar dhe vepruesi i saj do të jetë përgjithmonë në zjarrin e xhehennemit Allahu na ruajttë. Allahu i Lartësuar thotë: ***"Vërtet ai që adhuron tjetërkënd përveç Allahut, Allahu do t'ia ndalojë xhennetin dhe strehim i tij do të jetë***

*zjarri. Për keqbërësit nuk ka ndihmës."* (El-Maide: 72)

Është obligim për të që të jetë i sinqertë në adhurimin e tij ndaj Allahut të vetëm, i Cili nuk ka shok, të jetë i sinqertë në çdo çështje të jetës së tij nëse është i sinqertë në Islamin e tij, të mos anojë nga asnjëra prej krijesave pa marrë parasysh se kush është, as në lutje e as në diçka tjetër prej gjërave që nuk mundësi t'i bëjë dikush tjetër vetëm se Allahu, të kapet fort për librin e Allahut dhe Sunnetin e të Dërguarit të Tij sal-lAllahu alejhi ve sel-lem dhe kurrsesi mos të shoqërohet me pasuesit e risive dhe vepruesit e shirkut, në mënyrë që të mos ndikohet prej tyre e më pas t'i

pasojë ata dhe të jetë nga të humburit, ta humbë dunjanë dhe ahiretin.

Allahu e di më së miri.

Salavatet dhe selamet qofshin mbi Profetin tonë, mbi familjen dhe gjithë shokët e tij.

# DISPOZITA E BETIMIT NË PEJGAMBERIN SAL-LALLAHU ALEJHI VE SEL-LEM

***Nga dijetari i nderuar Abdul Aziz ibën Abdullah ibën Baz, (Allahu e mëshiroftë)***

Pyetja: *A lejohet të betuarit në Pejgamberin sal-lAllahu alejhi ve sel-lem?*
Dijetari Abdulaziz ibën Baz, Allahu e mëshiroftë, është përgjigjur si vijon.
Nuk lejohet të betuarit në asnjërën prej krijesave: as në Pejgamberin e Allahut, as në Qabenë, as në besën e as në diçka tjetër sipas shumicës së dijetarëve. Disa kanë thënë se ka konsensus të dijetarëve (se nuk lejohet betimi në dikë tjetër përveç Allahut).

Është përmendur një mendim i devijuar, i cili e lejon betimin në Pejgamberin e Allahut, por ky mendim nuk është  i drejtë, i qëndrueshëm, është mendim i kotë dhe në kundërshtim me konsensusin e dijetarëve të lartpërmendur, gjithashtu është në kundërshtim edhe me hadithet e vërteta që flasin për këtë çështje. Prej këtyre haditheve është hadithi të cilin e transmeton Buhariu dhe Muslimi nga prijësi i besimtarëve Umer ibën el Hattabi, radijAllahu anhu, se Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sellem ka thënë: *«Kush betohet dhe në betimin e tij thotë 'pasha Latin dhe Uzanë', le të thotë LA ILAHE ILLALLAH (le të shqiptojë shehadetin), nuk*

*ka të merituar për adhurim përveç Allahut.»* E tha këtë për arsye se kush betohet në dikë tjetër përveç Allahut ka bërë një lloj prej llojeve të shirkut, prandaj duhet të shqiptojë formulën e tevhidit-njëshmërisë me besnikëri dhe sinqeritet që përmes saj të shlyejë atë që ka bërë prej shirkut.

Gjithashtu transmeton Tirmidhiu dhe Hakimi me sened (zinxhirë) të vërtetë nga ibën Umeri radijAllahu anhuma, se Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *«Kush betohet në dikë tjetër përveç Allahut, ai ka bërë kufër apo shirk.»* Edhe Ebu Daudi transmeton nga Burejdeh ibën el Husajjib radijAllahu anhu, se Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve

sel-lem ka thënë: *«Kush betohet në besën (amanetin), nuk është prej nesh.»*
Nga Ebu Hurejreh radijAllahu anhu përcillet se Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *«Mos u betoni në baballarët tuaj, e as në nënat tuaja, e as në zotat, dhe mos u betoni në Allahun ndryshe vetëm se duke qenë të sinqertë.»* (Transmeton Ebu Daudi dhe Nesaiu.)
Prej atyre që kanë thënë se ka konsensus të dijetarëve se nuk lejohet betimi në dikë tjetër përveç Allahut është Ebu Umer ibën AbdulBerri, Allahu e mëshiroftë.
Disa dijetarë kanë thënë se një gjë e tillë është mekruh, e kjo patjetër duhet të kuptohet së është për qëllim mekruhu

et-tahrim (e ndaluar rreptësisht). E themi këtë duke u mbështetur në argumentet (e qarta) dhe mendimin e mirë që kemi për dijetarët.

Ata që kanë qëndrim më të lehtë në këtë çështje janë argumentuar me një hadith i cili gjendet në "Sahihun e Muslimit", ku Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sellem ka thënë për atë person që e kishte pyetur për obligimet (shtyllat) e Islamit: *«Ka shpëtuar pasha babanë e tij, nëse është i sinqertë!»*[6]

[6] Hadithin e transmeton Imam Maliku në "Muvetain" e tij (1/248-249: 485) prej Ebi Suhejl ibën Nafit, e ky prej babait të = tij, i cili ka dëgjuar Talha ibën Ubejdullahun duke thënë: "Erdhi një njeri tek i Dërguari i Allahut prej banorëve të Nexhdit, ishte me kokë të zbuluar, dëgjonim zërin e tij, por nuk kuptonim se çfarë thoshte, derisa u =

afrua dhe e kuptuam se po pyeste për Islamin... dhe në fund iku duke thënë: "Pasha Allahun, nuk do të shtoj e as nuk do të lë mangët." Atëherë Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem tha: **"Ka shpëtuar, nëse është i sinqertë."**
Transmeton Ahmedi (3/13: 1390), Buhariu (1/31: 46), Muslimi (1/40-41: 11), Ebu Daudi (1/272: 391), Nesaiu (nr. 458), Ibën el Xharudi në "El Munteka" (1/145: 144) dhe Bejhekiu (1/361) përmes rrugëve të tyre nga Imam Maliku me të njëjtin zinxhir.
Por është transmetuar me një rrugë tjetër, nga Ismail ibën Xhafer, e ky nga Ebi Suhejli, e ky nga babai i tij, se e ka dëgjuar Talha ibën Ubejdullahun duke thënë: "Ka përmendur në fund të hadithit: **"Ka shpëtuar, pasha babanë e tij, nëse është i sinqertë."**
Transmeton Muslimi në "Sahihun" e tij (1/41) dhe shprehja "ve ebihi- pasha babanë e tij" është në kundërshtim me hadithet e vërteta, të cilat ndalojnë betimin në dikë tjetër përveç Allahut!
Mirëpo pas grumbullimit të disa rrugëve të hadithit gjen se kjo shprehje nuk është përmendur fare, edhe pse është përcjellë nga i njëjti transmetues (Ismail ibën Xhafer).=
Shiko Buhariun (2/28: 1891), Nesaiun (nr. 2090) dhe Bejhekiun (2/466).=

Përgjigjja është: Ky transmetim është i veçantë (shadhun) dhe është në kundërshtim me hadithet e vërteta, nuk lejohet kurrsesi të kapurit për të. Pra, kjo është dispozita e hadithit *esh-shadh* tek dijetarët. Hadithi *esh-shadh* është: nëse një transmetues besnik i vetëm (vjen me diçka, në të njëjtin hadith dhe të njëjtin

---

Thotë Ibën Abdulberri: "Kanë transmetuar Maliku dhe të tjerët nga Ebu Suhejli dhe nuk e kanë shtuar shprehjen 'pasha babanë e tij', gjithashtu është përcjellë nga Ismail ibën Xhaferi ky hadith dhe testi i tij është: **"Ka shpëtuar pasha Allahun, nëse është i sinqertë"**, apo: **"Ka për të hyr në xhennet pasha Allahun, nëse është i sinqertë"**, e kjo nuk ka dyshim se është më parësore sesa transmetimi në të cilin thuhet 'pasha babanë e tij', ngase ajo është shprehje e refuzuar me hadithe të shumta dhe të vërteta. Prej Allahut vjen suksesi.) Et-Temhid (10/242), bot: el Faruk el Hadithe...(sh.p.).

tregim sh.p.) kundërshton një grup transmetuesish besnikë. Ka mundësi të ketë edhe tas'hif, shtrembërim[7], siç ka thënë Ibën AbdulBerri, Allahu e mëshiroftë. Dhe se teksti në esencë është kështu: *«Ka shpëtuar pasha Allahun»,* por e kanë shtrembëruar disa shkrues apo transmetues, ose ka mundësi që Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ta ketë thënë këtë para se t'i ndalohej betimi në dikë tjetër përveç Allahut. Sido që të jetë, ky është një transmetim

[7] Kanë thënë këtë për arsye se forma e të shkruarit në gjuhën arabe mes Allah ( الله ) dhe ebihi (ابيه) është shumë e përafërt, e posaçërisht në dorëshkrimet e vjetra një gjë e tillë është më se e mundur ngase shkruesit e librave në shumicën e rasteve nuk i përdornin pikat nëpër shkronja fare (sh.p.).

i veçantë (shadh) dhe nuk lejohet për dikë i cili beson Allahun dhe të Dërguarin e Tij të këmbëngulë dhe të kapet për të e t'i kundërshtojë hadithet e vërteta dhe të qarta që ndalojnë një gjë të tillë dhe kjo është prej gjërave të ndaluara në të cilat bëhet shirk.

Transmeton Nesaiu me zinxhir transmetuesish besnikë prej Sa'd ibën ebi Vekkasit radijAllahu anhu, se ai ishte betuar në Latin dhe Uzzanë dhe e pyeti Pejgamberin sal-lAllahu alejhi ve sel-lem për të. Ai i tha: *«Thuaj: Nuk ka kush që meriton adhurim me të drejtë përveç Allahut, i vetëm dhe i pashoq, Atij i takon sundimi dhe falënderimi dhe Ai është sundues i çdo gjëje, pastaj pështy nga ana e*

*majtë tri herë, pastaj kërko mbrojtje prej Allahut nga cytjet e shejtanit të mallkuar dhe kurrë mos e përsërit këtë.»*

Ky hadith tregon ndalimin e prerë të betimit në dikë tjetër përveç Allahut dhe se betimi në dikë tjetër përveç Allahut është prej shirkut dhe devijimeve të shejtanit. Gjithashtu në këtë hadith kemi edhe ndalim kthimi tek një vepër e tillë.

E lusim Allahun të na furnizojë me dëlirësi dhe maturi në fe, përmirësim në qëllime dhe vepra, të na ruajë ne dhe të gjithë besimtarët prej pasimit të epsheve dhe devijimeve të shejtanit, Ai dëgjon dhe është afër (me dëgjimin dhe

shikimin e Tij...), Allahu na ndihmoftë ne dhe ju!
Paqja, mëshira dhe bereqeti i Allahut qofshin mbi ju!

# POROSIA E RREJSHME

***Nga dijetari i nderuar Abdul Aziz ibën Abdullah ibën Baz, (Allahu e mëshiroftë)***

Nga AbdulAziz ibën Abdullah ibën Baz drejtuar gjithë muslimanëve, Allahu ua ruajttë Islamin e na ruajttë ne dhe ata nga shpifjet e injorantëve dhe mohue-seve, amin!

Dhe në vazhdim...

Kam shikuar fjalën që i është atribuar hoxhës Ahmed, shërbëtorit të xhamisë së Pejgamberit, e titulluar: 'Kjo është porosia prej Medinës Profetike nga hoxha Ahmed, shërbëtori i xhamisë së shenjtë të Pejgamberit', ku thuhet: "Isha zgjuar natën e xhumasë duke lexuar Kur'an dhe pasi lexova emrat e bukur të

Allahut, kur i mbarova dhe u përgatita për gjumë, atëherë pashë zotërinë e ndritshëm, të Dërguarin sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, i cili erdhi me ajetet e Kur'anit dhe dispozitat fisnike mëshirë për të gjitha krijesat. Zotëria Muhamed sal-lAllahu alejhi ve sel-lem tha: -O shejh Ahmed! I thashë: -Të përgjigjem, o i Dërguar i Allahut, o krijesa më e ndershme e Allahut! Më tha mua: -Unë turpërohem nga veprat e urryera të njerëzve e nuk po mundem ta takoj Allahun dhe as melaiket e Tij ngase prej xhumasë e deri në xhumanë tjetër kanë vdekur 60 mijë njerëz jo në fenë islame, pastaj përmendi disa nga mëkatet në të cilat njerëzit janë zhytur, e pastaj tha: -

Kjo porosi është mëshirë ndaj tyre nga i Plotfuqishmi, i Gjithëfuqishmi, Mbizotëruesi!

Pastaj përmendi disa nga shenjat e kiametit, derisa tha: -Tregoju o shejh Ahmed për këtë porosi, ngase është transmetuar nga lapsi i caktimit nga Levhi Mahfudhi. E kush e shkruan dhe e dërgon nga një shtet në shtet tjetër, nga një vend në një vend tjetër, i ndërtohet atij një pallat në xhennet. E kush nuk e shkruan dhe nuk e dërgon, i është ndaluar atij ndërmjetësimi im Ditën e Gjykimit. E kush e shkruan dhe është i varfër, Allahu do ta pasurojë, apo ka borxhe e Allahu do t'ia paguajë borxhin atij, apo ka mëkate e Allahu ia

fal atij dhe prindërve të tij nga mirësia e kësaj porosie. E kush nuk e shkruan këtë nga robërit e Allahut, atij Allahu do t'ia nxijë fytyrën në dunja dhe në ahiret. Pastaj u betua tri herë se kjo është e vërtetë. E nëse jam gënjeshtar, do të largohem nga kjo botë si i dalë nga feja, e ai që e beson këtë do të shpëtojë nga dënimi i zjarrit, ndërsa kush e mohon vetëm se ka bërë kufër."

Me pak fjalë, kjo është porosia e rrejshme që i atribuohet të Dërguarit të Allahut sal-lAllahu alejhi ve sel-lem. Këtë porosi të rrejshme e kemi dëgjuar në shumë raste gjatë shumë viteve, shpërndahet tek njerëzit kohë pas kohe dhe qarkullon mes shumicës së njerëzve,

kurse në tekstet, shprehjet e tyre ka diversione të ndryshme. Gënjeshtari i saj thotë se ka parë të Dërguarin sal-lAllahu alejhi ve sel-lem në ëndërr dhe e ka obliguar ta bartë këtë porosi, ndërsa në paraqitjen e saj të fundit lexues i nderuar ky shpifës thotë se ka parë të Dërguarin sal-lAllahu alejhi ve sel-lem atëherë kur u bë gati për gjumë, d.m.th. e ka parë sa ishte zgjuar!

Ky shpifës ka pretenduar në këtë porosi gjëra të shumta, që janë gënjeshtrat më të qarta, e kota më e haptë, për të cilat do t'ua tërheqim vërejtjen pas pak në këtë fjalim me lejen e Allahut, edhe pse kam tërhequr vërejtjen edhe vitet e kaluara, duka ua qartësuar njerëzve se

kjo është gënjeshtra më e qartë dhe e kota më e haptë. Kur shikova këtë shpërndarjen e fundit, atëherë vendosa të shkruaj diçka kundër saj, të qartësoj të kotën e saj, guximin e madh të shpifësit për të gënjyer, edhe pse nuk kam menduar se kotësia e saj arrin të shpërndahet te dikush që ka pak logjikë apo natyrshmëri të pastër, por më lajmëruan shumë vëllezër se është përhapur shumë tek njerëzit dhe e kanë besuar disa prej tyre. Për këtë e pashë të arsyeshme, se është obligim për mua të shkruaj diçka për këtë, të qartësoj kotësinë e saj dhe që është shpifje ndaj të Dërguarit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, në mënyrë që të mos mashtrohet

ndokush. Kush mediton, qoftë nga ata që kanë dije dhe iman apo natyrshmëri të pastër dhe mendje të shëndoshë, e sheh se kjo është shpifje dhe gënjeshtër në forma të shumta.

Kam pyetur për këtë porosi disa nga të afërmit e shejh Ahmedit, të cilit po i atribohet kjo shpifje, dhe m'u përgjigjën se është gënjeshtër ndaj shejh Ahmedit dhe se ai nuk e ka thënë këtë fare. Shejh Ahmedi, që është përmendur në këtë tregim, ka vdekur para shumë kohe, por edhe sikur të supozojmë se shejh Ahmedi që është përmendur apo edhe dikush më i madh se ai pretendon se ka parë të Dërguarin e Allahut sal-lAllahu alejhi ve sel-lem në ëndërr apo zgjuar

dhe e ka porositur me këtë porosi, do ta dinim pa fije dyshimi se kjo është gënjeshtër apo se ai që ia ka thënë këtë është shejtani dhe nuk është i Dërguari i Allahut sal-lAllahu alejhi ve sel-lem. Arsyet janë të shumta, por disa prej tyre janë:

I Dërguari sal-lAllahu alejhi ve sel-lem nuk mund të shihet pas vdekjes së tij (veçse në ëndërr), prandaj kush pretendon nga injorantët e sufive se ka parë të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke qenë zgjuar apo se ai është i pranishëm në mevludet e tyre ose diçka të ngjashme, ka bërë një gabim skandaloz dhe është mashtruar shumë, ka bërë gabim shumë të madh sepse ka

kundërshtuar Kur'anin dhe Sunetitn dhe konsensusin e dijetarëve, ngase të vdekurit ngrihen nga varret e tyre vetëm Ditën e Gjykimit jo në dunja. Allahu në Kur'an thotë: ***"Mandej, pas kësaj ju do të vdisni, pastaj ju me siguri që do të ringjalleni në Ditën e Kiametit."*** (El Mu'minun: 15-16.) Pra, na tregoi Allahu i Lartësuar se ringjallja e të vdekurve do të bëhet Ditën e Kiametit e jo në dunja, ndërsa ai që thotë të kundërtën e kësaj vetëm ka gënjyer me një gënjeshtër të qartë apo është në gabim që i është mbështjellë atij, dhe nuk e ka njohur të vërtetën që e njohën selefët e devotshëm, në të cilën kanë

ecur sahabët e të Dërguarit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem dhe pasuesit e tyre.

I Dërguari sal-lAllahu alejhi ve sel-lem nuk thotë të kundërtën e së vërtetës, as gjatë jetës dhe as pas vdekjes. Kjo porosi e kundërshton sheriatin dhe legjislacionin e tij me një kundërshtim të qartë dhe në forma të ndryshme, siç vjen në vijim, ngase i Dërguari sal-lAllahu alejhi ve sel-lem mund të shihet në ëndërr dhe kush e sheh në ëndërr në formën e tij të shkëlqyer, me të vërtetë ka parë atë ngase shejtani nuk personifikohet në formën e tij, ashtu siç ka ardhur për këtë hadithi i vërtetë. E gjithë çështja mbetet tek besimi i atij që e sheh, te

sinqeriteti, drejtësia, feja dhe besueshmëria e tij, se me të vërtetë e ka parë të Dërguarin sal-lAllahu alejhi ve sel-lem në formën e tij apo në formë tjetër!
Sikur të vinte nga i Dërguari sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ndonjë hadith që e ka thënë gjatë jetës së tij, por jo përmes transmetueseve besnikë, të drejtë dhe të përpiktë, nuk do bazoheshim në të, nuk do të argumentonim me të. Po të ishte transmetuar përmes transmetueseve të besueshëm dhe të përpiktë, por kanë kundërshtuar transmetimin e dikujt që është më i përpiktë dhe më besnikë se ata me një kundërshtim që vështirëson bashkimin mes dy transmetimeve, atëherë njëri prej këtyre dy transmetimeve

do të ishte i shfuqizuar dhe nuk do të punohej me të, kurse tjetri do të ishte anulues dhe do të punohej me të, nëse kjo gjë mundësohet në bazë të rregullave. E, nëse nuk mundësohet shfuqizimi i ndonjërit prej këtyre transmetimeve apo nuk ka mundësi bashkimi mes tyre, atëherë hidhet poshtë transmetimi i atij që është më pak i përpiktë dhe më pak i drejtë dhe transmetimi i tij gjykohet si shadh, nuk punohet me të.

E ç'mbetet për porosinë që nuk dihet se kush është përcjellësi i saj, i cili e ka transmetuar nga i Dërguari sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, kur nuk dihet drejtësia dhe besnikëria e tij? Kjo atëherë është gjendja që realisht nuk shikohet dhe

hidhet poshtë, edhe sikur të mos ketë diçka që e kundërshton sheriatin. Po kur kjo porosi është e mbushur me gjëra që tregojnë kotësinë e saj, është gënjeshtër ndaj të Dërguarit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem dhe përmban një legjislacion tjetër e jo atë që ka zbritur Allahu?!

Muhamedi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush thotë për mua diçka që nuk e kam thënë, të përgatitë një ulëse në zjarr"*, ndërsa ky shpifës ka thënë këtë porosi për të Dërguarin sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, të cilën ai nuk e ka thënë fare, ka gënjyer ndaj tij me një gënjeshtër të pastër e të rrezikshme, ndaj shpifësi e meriton këtë kërcënim

të madh që u përmend në hadith, kështu që duhet të shpejtojë në pendim dhe të shpërndajë lajmin tek njerëzit se ai e ka shpifur këtë porosi mbi të Dërguarin sal-lAllahu alejhi ve sel-lem. Kush e shpërndan të kotën mes njerëzve dhe ia atribuon fesë, pendimi i tij nuk është i saktë vetëm se atëherë kur e bën publike dhe shfaq atë, në mënyrë që njerëzit të njoftohen që është kthyer nga kjo gënjeshtër duke përgënjeshtruar veten, bazuar në fjalët e Allahut në Kur'an ku thotë: ***"Me të vërtetë, ata që fshehin shpalljet Tona të qarta, pasi ua kemi shpjeguar njerëzve në Libër (Teurat), do të mallkohen nga Allahu dhe do të mallkohen nga ata (engjëj e***

*njerëz) që janë ngarkuar të mallkojnë. Mirëpo atyre që pendohen, përmirësohen dhe tregojnë atë që kishin fshehur, Unë ua pranoj pendimin, sepse Unë jam Pranuesi i pendimeve dhe Mëshirëploti."* (El Bekare: 159-160)

Në këto ajete Allahu qartësoi se kush fsheh diçka nga e vërteta, pendimi i tij nuk është i drejtë vetëm se pas përmirësimit dhe qartësimit.

Allahu i Lartmadhëruar e ka plotësuar fenë për robërit e Tij, duke plotësuar mirësitë e Tij me dërgimin e Muhamedit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem dhe të legjislacionit të plotë që i shpalli atij.

Allahu ia mori shpirtin vetëm pasi e plotësoi dhe e qartësoi të gjithë fenë, siç thotë në Kur'an: ***"Sot jua përsosa fenë tuaj, e plotësova dhuntinë Time ndaj jush dhe zgjodha që Islami të jetë feja juaj. "*** (El Maide: 3)

Shpifësi i kësaj porosie erdhi në shekullin e 14-të dhe dëshiron t'u mveshë njerëzve fe të re, përmes së cilës të sigurojë hyrjen në xhennet për ata që kapen pas legjislacionit të tij dhe ndalimin nga xhenneti dhe futjen në xhehennem për ata që nuk kapen pas legjislacionit të tij. Ai do që këtë porosi, të cilën e sajoi vetë, ta konsiderojë më madhështore se Kur'anin, saqë thotë: "E

kush e shkruan dhe e dërgon nga një shtet në shtet tjetër, nga një vend në një vend tjetër, i ndërtohet atij një pallat në xhennet. E kush nuk e shkruan dhe nuk e dërgon, i është ndaluar atij ndërmjetësimi i Profetit në Ditën e Gjykimit."

Kjo është gënjeshtra më e qartë, argumenti më i fortë se kjo porosi është gënjeshtër, kurse shpifësi ka edukatë të ulët dhe guxim të madh për të gënjyer sepse kush shkruan Kur'anin Fisnik dhe e dërgon nga një shtet në shtet tjetër, nga një vend në një vend tjetër, nuk e arrin këtë mirësi nëse nuk vepron me Kur'anin Fisnik, e si mund të arrihet atëherë për shkruesin e kësaj shpifjeje

dhe dërguesin e saj prej një shteti në shtetin tjetër?!
Atij që nuk e shkruan Kur'anin dhe nuk e dërgon atë prej një shteti në shtetin tjetër nuk i ndalohet ndërmjetësimi i Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, nëse beson në të është pasues i legjislacionit të tij, prandaj kjo shpifje e vetme në këtë porosi do të mjaftonte si argument që hedh poshtë kotësinë e saj, gënjeshtrën e shpërndarësit, pisllëkun e tij, marrëzinë e tij dhe injorancën e tij në lidhje me udhëzimin me të cilin ka ardhur i Dërguari sal-lAllahu alejhi ve sel-lem.
Në këtë porosi, përveç asaj që u përmend, ka edhe çështje të tjera që

argumentojnë kotësinë dhe gënjeshtrën e saj; edhe sikur shpifësi i saj të betohet një mijë herë apo edhe më shumë për vërtetësinë e saj apo të bëjë dua kundër vetes për dënimin më të dhembshëm se kjo është e vërtetë, ai nuk do të jetë i sinqertë, por ajo vallahi dhe vallahi është nga kotësitë më të mëdha dhe ne dëshmojmë në Allahun e Lartmadhëruar, e ata që janë prezentë me ne nga melaiket dhe ata që e shohin këtë shkresë prej muslimanëve, dëshmi me të cilën takojmë Allahun e Madhërishëm, se kjo porosi është gënjeshtër dhe shpifje ndaj të Dërguarit sal-lAllahu alejhi ve sellem. Allahu e poshtëroftë gënjeshtarin e saj dhe ia dhëntë atë që meriton!

Argument për kotësinë dhe të gënje-shtërtën e saj pos atyre që u përmenden më lart kemi edhe çështje të tjera.

Çështja e parë: Fjala e tij në të: "Ngase prej xhumasë e deri në xhumanë tjetër kanë vdekur 160 mijë njerëz jo në fenë islame", ngase kjo është nga çështjet e fshehta. Të Dërguarit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem i është ndërprerë shpallja pas vdekjes së tij, madje sa ishte gjallë nuk e dinte të fshehtën, e si ta dijë pas vdekjes? Allahu në Kur'an thotë:

***"Thuaj: "Unë nuk ju them se zotëroj thesaret e Allahut apo se e di të padukshmen."*** (El En'am: 50)

***"Thuaj: "Askush, përveç Allahut, në qiell apo në Tokë, nuk i di të fshehtat***

***dhe as nuk do ta dijë se kur do të ringjallet."*** (En Neml: 65)

Në hadithin e vërtetë që transmetohet nga Profeti sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, ai ka thënë: *"Pengohen njerëzit prej burimit (havdit) tim Ditën e Gjykimit. Do them: -O Zoti im, pasuesit e mi, pasuesit e mi! Do më thuhet mua: - Ti nuk e di se çfarë kanë shpikur ata pas teje." Atëherë them atë që ka thënë robi i mirë (Isai alejhi selam):* ***"Kam qenë dëshmitar për sa kohë që kam jetuar midis tyre dhe qëkurse më more mua, vetëm Ti ishe mbikëqyrës i tyre. Ti je dëshmitar për çdo gjë."*** (El Maide: 117)

Çështja e dytë: Nga çështjet që argumentojnë në kotësinë e kësaj porosie, se fjala e tij është gënjeshtër: "E kush e shkruan dhe është i varfër, Allahu do e pasurojë, apo ka borxhe, Allahu do ia paguajë borxhin atij, apo ka mëkat, Allahu ia fal atij dhe prindërve të tij nga mirësia e kësaj porosie", deri në fund të saj. Pa dyshim se kjo është gënjeshtra më e madhe dhe argument i fortë për shpifjet e këtij gënjeshtari dhe turpit të tij të ulët me Allahun dhe krijesat e Tij, ngase këto tri gjëra nuk arrihen nëse e shkruan Kur'anin Fisnik, e si mund të arrihen kur shkruan një porosi të kotë si kjo?! Por ai i ndyrë dëshiron që përmes kësaj t'ua mbështjellë gjërat njerëzve,

duke u mbështetur në këto mirësi të rrejshme, saqë i lënë shkaqet që Allahu ka bërë legjitime për robërit e Tij, por e bëri atë porosi shkak që të arrihet pasuria, të kthehet borxhi, të falen mëkatet. Allahu na ruajttë nga shkaqet e devijimit dhe respektimi i epshit dhe shejtanit.

Çështja e tretë: Nga çështjet që argumentojnë kotësinë e kësaj porosie është fjala e tij në të: "E kush nuk e shkruan këtë nga robërit e Allahut, i nxihet fytyra në dunja dhe në ahiret". Edhe kjo pa dyshim është nga gënjeshtrat më të ndyra dhe nga argumentet më të forta se kjo porosi është gënjeshtër nga shpifësi i

saj. Si lejohet për një të mençur të shkruajë këtë porosi që ka ardhur nga një njeri anonim në shekullin e 14-të, që shpif për të Dërguarin sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe pretendon se kush nuk e shkruan atë do t'i nxihet fytyra në dunja dhe ahiret, e kush e shkruan atë bëhet nga të pasurit pas varfërisë, çlirohet nga borxhi pasi është zhytur në të dhe do t'i falen atij mëkatet e kaluara! I pastër nga të metat je ti o Allah, sa e kotë e madhe është kjo!

Argumentet dhe aktualiteti tregojnë për gënjeshtrën e këtij shpifësi dhe guximin e madh që ka për shpifje ndaj Allahut dhe edukatën e ulët që ka treguar me Allahun dhe me njerëzit. Sa e sa njerëz

nuk e kanë shkruar dhe nuk u është nxirë fytyra? Gjithashtu kemi një numër të madh të atyre që e kanë shkruar dhe nuk po shohim se u është paguar borxhi, ende janë të varfër, prandaj kërkojmë mbrojtje nga Allahu për prishjen e zemrës dhe zhytjen në mëkate. Këto lloj shpërblimesh nuk i ka ligjëruar sheriati i ndershëm për ata që kanë shkruar/kopjuar librin më të vlefshëm, Kur'anin Fisnik, e si atëherë arrin me shkrimin e një porosie të gënjyer, e mbushur me lloje të ndryshme kotësish, lloje të ndryshme kufri. I lartësuar është Allahu nga të metat, sa i butë është ndaj atyre që kanë guxim të gënjejnë!

Çështja e katërt: Nga gjërat që argumentojnë se kjo porosi është e kotë dhe gënjeshtër e qartë është fjala e tij: "E ai që e beson këtë do të shpëtojë nga dënimi i zjarrit, e kush e mohon vetëm se ka bërë kufër)". Pa dyshim se ky është guxim i madh për të gënjyer dhe kotësia më e ndyrë. Ky shpifës i thërret gjithë njerëzit t'i besojnë shpifjes së tij dhe pretendon se me besimin e saj ata shpëtojnë nga dënimi dhe zjarri dhe se kush e përgënjeshtron atë ka bërë kufër. Vallahi, ky gënjeshtar ka bërë shpifje shumë të madhe ndaj Allahut, ngase kjo është shpifje, gënjeshtër dhe nuk ka bazë të vërtetësisë. Ne dëshmojmë në Allahun se ajo është gënjeshtër dhe

shpifësi i saj është gënjeshtar, dëshiron të bëjë diçka legjitime për njerëzit, gjë të cilën nuk e ka bërë Allahu, duke futur në fenë e tyre atë që nuk është prej saj, ndërsa Allahu e ka plotësuar fenë, e ka përsosur atë për këtë ummet 14 shekuj para këtij shpifjeje, ndaj të keni kujdes ju o vëllezër dhe lexues, kujdes se mos besoni shpifjet e tilla e të jetë e pranuar mes jush, ngase e vërteta përmban në vetvete dritë dhe nuk është ndërlikuar për kërkuesin e tij. Kërkojeni të vërtetën me argument, pyetni dijetarët për atë që u ndërlikohet juve, e mos u mashtroni nga betimet e gënjeshtarëve, ngase edhe Iblisi është betuar para babait tuaj, Ademit, dhe Havasë, që për ta të jetë

këshillues, por dihet se ai është kryetradhtari i tradhtuesve, kryegënjeshtari i gënjeshtarëve, ashtu siç e ka përshkruar Allahu në Kur'an: ***"Dhe iu betua atyre (duke thënë): "Vërtet, unë jam për ju këshillues i sinqertë!"*** (El A'raf: 21)

Andaj kini kujdes dhe tërhiquni vërejtjen pasueseve të këtyre shpifësve, ngase ata kanë betime të shumta të rrejshme, premtime të parealizuara, shprehje të zbukuruara përmes të cilave i humbin të tjerët, Allahu na ruajttë mua dhe ju dhe të gjithë muslimanët nga të këqijat e shejtanit dhe sprovat e të humburve, humbja e të humburve, mbështjellja e armiqve të Allahut, të cilët duan të

shuajnë dritën e Allahut me gjuhët e tyre duke ua mbështjellë njerëzve fenë e tyre. E pa dyshim se Allahu e ngre dritën e Tij, e ndihmon fenë e Tij, edhe pse atë e urrejnë armiqtë e Allahut, si shejtanët dhe pasuesit e tyre, nga jobesimtarët dhe femohuesit.

Ndërsa ajo që ka përmendur ky shpifës rreth shfaqjes së mëkateve, kjo është realitet, dhe Kur'ani Fisnik dhe Sunneti i pastër kanë tërhequr vërejtjen në maksimum e në to është udhëzimi i mjaftueshëm. Lusim Allahun të përmirësojë gjendjen e muslimanëve, t'u japë mirësi në pasimin e të vërtetës, përforcim në të, pendim tek Allahu nga të gjitha mëkatet, ngase ai është Falës,

Mëshirues dhe i Plotfuqishëm për çdo gjë.

Atë që ka përmendur prej shenjave të kiametit e kanë sqaruar hadithet profetike, çka do të vijnë nga shenjat e kiametit, disa prej tyre i ka përmendur edhe Allahu në Kur'anin Famëlartë. Kush dëshiron t'i mësojë, i gjen në librat e Sunnetit që flasin për to, në librat e njerëzve të dijes dhe besimit, e njerëzit nuk kanë nevojë të marrin qartësimin e këtij shpifësi dhe ndryshuesi, që ka përzier të vërtetën me të kotën. Nuk ka dyshim se Allahu na mjafton, Ai është mbrojtësi më i mirë dhe nuk ka ndryshim dhe forcë pos Allahut të Madhëruar. Falënderimi i takon Zotit të botë-

ve, paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi robin, të Dërguarin, të sinqertin dhe besnikun, mbi familjen, mbi shokët dhe pasuesit e tyre me të mirë deri Ditën e Fundit.

# SUFITË DHE TYRBET (TEMPUJT)

***Nga dijetari i nderuar, Abdul Aziz ibën Abdullah ibën Baz, (Allahu e mëshiroftë)***

Pyetësi thotë: *Te ne janë disa shehlerë sufi që përkujdesen të ndërtojnë tyrbe, ku njerëzit besojnë se ka të mira dhe bereqet. Nëse kjo gjë nuk është legjitime, atëherë cila është këshilla juaj për ta, sepse ata janë shembull te shumica dërmuese e njerëzve. Ju lutem na këshilloni, Zoti ju bekoftë!*

Këshilla për dijetarët sufi dhe dijetarët e tjerë është që të punojnë me atë që argumenton libri i Allahut dhe Sunneti i të Dërguarit të Tij sal-lAll-llahu alejhi ve sel-lem dhe që t'i mësojnë njerëzit

me to, t’i mësojnë që të largohen nga ata që e kundërshtojnë Kur’anin dhe Sunnetin, sepse nuk është feja që të imitojmë shehlerët apo të tjerët, porse feja merret nga libri i Allahut dhe Sunneti i të Dërguarit të Tij sal-lAllahu alejhi ve sel-lem si dhe nga ajo që dijetarët kanë rënë në ujdi duke filluar prej sahabëve dhe pasuesve të tyre; feja kështu merret dhe jo nga imitimi i filanit dhe filanit.

Sunneti i vërtetë nga i Dërguari sal-lAll-llahu alejhi ve sel-lem tregon se ndalohet ndërtimi mbi varreza dhe nuk lejohet që t'i marrim si xhami apo vendfalje apo çfarëdo ndërtimi qoftë sepse e gjithë kjo është e ndaluar nga i

Dërguari i Allahut sal-lAllahu alejhi ve sel-lem. Në Buhari dhe Muslim transmetohet se Aishja radijAllahu anha ka thënë: *"Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lAllahu alejhi ve sel-lem: "Allahu i ka mallkuar çifutët dhe të krishterët, i kanë marrë varret e Pejgamberëve të tyre për faltore." Ajo ka thënë: "Kjo është tërheqje e vërejtjes për atë që kanë vepruar ata (çifutët dhe të krishterët)."*

Gjithashtu në Buhari dhe Muslim transmetohet nga Umu Seleme dhe Umu Habibe radijAllahu anhuma se ato ia kanë përmendur Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem një kishë që kishin parë në Abisini (Etiopi) dhe pikturat që gjendeshin në të. Atëherë Pejgamberi

sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Ata ishin që kur vdiste ndonjë njeri i mirë, i ndërtonin mbi varrin e tij faltore dhe pikturonin në të piktura, ata janë krijesat më të këqija tek Allahu."*
Kështu na ka treguar Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, se ata që i marrin për faltore varrezat janë krijesat më të këqija dhe kështu është edhe me ata që vendosin mbi to piktura sepse kjo të sjell te shirku për arsye se njerëzit e rëndomtë nëse shohin mbi varreza tyrbe apo faltore, i madhërojnë të vdekurit, kërkojnë ndihmë nga ata, zotohen për ta, u luten atyre dhe nuk i luten Allahut, kërkojnë nga ata furnizim dhe ndihmë dhe ky është shirk i madh.

Në hadithin e Xhundub ibën Abdilah Elbexhelij radijAllahu anhu, të cilin e transmeton Muslimi, Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu më ka marrë mua si mik ashtu siç e kishte marrë Ibrahimin mik. Sikur të mund ta merrja dikë nga ummeti im për mik, do të merrja Ebu Bekrin. Vërtet gjeneratat që kanë qenë para jush i kanë marrë varret e Pejgamberëve të tyre dhe njerëzve të mirë për faltore, mos i merrni varrezat për xhami sepse vërtet unë ua ndaloj një gjë të tillë."*

Kështu e ka transmetuar Muslimi në "Sahihun" e tij dhe kjo argumenton pozitën e lartë që ka Ebu Bekri radija-llahu anhu, i cili ishte më i miri nga

sahabët dhe sikur Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem të merrte për mik ndonjërin nga ummeti i tij, do ta merrte Ebu Bekrin radijAllahu anhu, mirëpo Allahu i Lartmadhëruar e ka ndaluar të Dërguarin e Tij që të ketë mik në mënyrë që dashuria e tij sal-lAllahu alejhi ve sel-lem për Allahun e Lartmadhëruar të jetë unike, ngase miqësia është dashuria më e lartë (prandaj këtë dashuri e meriton vetëm Allahu).

Ky hadith argumenton ndalimin e ndërtimit mbi varre, marrjen e tyre për vendfalje dhe tregon për mëkatin e atij që e bën në tri mënyra:

E para: Qortimi ndaj atij që e vepron këtë vepër.

E dyta: Fjala e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem: *"Mos i merrni varret për xhami (vendfalje)."*

E treta: Fjala e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem: *"Vërtet unë ua ndaloj një gjë të tillë."*

Na e tërheq vërejtjen për ndërtimin mbi varre në këto tri mënyra, pra me fjalën e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, se *"vërtet gjeneratat që kanë qenë para jush i kanë marrë varret e Pejgamberve të tyre dhe njerëzve të mirë për faltore"*, pastaj ka thënë: *"mos i merrni varret për xhami"*, d.m.th. mos i merrni për shembull ata sepse unë ua ndaloj atë dhe ky është paralajmërim i qartë që të mos ndërtojmë mbi varreza dhe të mos i

marrim për vendfalje. Shkaku dhe urtësia për këtë ndalim është siç kanë thënë dijetaret, se kjo është mjet dhe tentativë që të shpie te shirku i madh, te adhurimi i të vdekurve, lutja e tyre, zotimi për ta, kërkim i ndihmës nga ata dhe therja e kurbanit për ta, po ashtu kërkimi i furnizimit dhe i ndihmës prej tyre siç ndodh tek varri i Bedeviut, Husjenit, Nefisës, Zejnebit, të cilët ndodhën në Egjipt, apo siç ndodh edhe në shumë varreza të Sudanit dhe vendeve të tjera.

Kështu ndodh edhe me disa haxhilerë injorantë te varri i Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem dhe varrezat e Medinës (el Bekia), varri i Hadixhes në

Mekë  dhe varreza të tjera. Kjo ndodh nga disa injorantë, andaj ata kanë nevojë që t'u tregohet dhe t'u sqarohet, që të përkujdesen dijetarët për ta. Është obligim për të gjithë dijetarët, qofshin ata që anojnë nga sufizmi apo të tjerë dhe dijetarët e sheriatit, që t'i frikësohen Allahut dhe t'i këshillojnë robërit e Allahut, t'ua mësojnë fenë dhe t'ua tërheqin vërejtjen nga ndërtimi mbi varre dhe shndërrimi i tyre në vendfalje, faltore apo diçka tjetër nga llojet e ndërtimit mbi to dhe t'ua tërheqin vërejtjen nga lutja e të vdekurve dhe kërkimi i ndihmës nga të vdekurit, sepse duaja është adhurim vetëm për Allahun, ngase Allahu thotë: *"Prandaj mos iu*

***lutni askujt krahas Allahut!”*** (El-Xhin: 18). Gjithashtu thotë i Lartmadhëruari: ***"Përveç Allahut, mos iu lut tjetërkujt nga ata që nuk të sjellin as dobi as dëm. Nëse do ta bëje këtë, atëherë ti do të ishe vërtet nga zullumqarët."*** (Junus: 106). Kjo do të thotë se do të ishe nga idhujtarët. Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem thotë: *"Duaja është ibadet."* Gjithashtu thotë: *"Nëse lutesh, lutju Allahut, nëse kërkon ndihmë, kërko ndihmë nga Allahu."* Tashmë është ndërprerë vepra e të vdekurit për njerëzit, ai ka nevojë që ne të lutemi për të që Allahu ta falë e ta mëshirojë dhe jo t’i lutemi të vdekurit. Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kur*

*vdes biri i Ademit, ndërpriten të gjitha veprat e tij përveç tri gjërave: sadakaja rrjedhëse, dituria që ka lënë dhe kanë dobi nga ajo të tjerët dhe fëmija i devotshëm që bën dua për të."* Si t'i lutemi atij dhe të mos i lutemi Allahut?

Lutja nuk drejtohet as ndaj idhujve, drunjve, gurëve, Hënës, Diellit, planetëve, nuk kërkohet ndihmë prej tyre, nuk kërkohet as nga të vdekurit, edhe nëse janë Pejgamberë ose njerëz të mirë, melaike ose xhinnë, nuk duhet t'u lutemi atyre pos Allahut. Allahu i Lartmadhëruar thotë: ***"Përveç Allahut mos iu lut tjetërkujt nga ata që nuk të sjellin as dobi, as dëm. Nëse do ta bëje***

***këtë, atëherë ti do të ishe vërtet nga zullumqaret."*** (Junus: 106)
Konsiderohet mosbesim marrja e melaikeve dhe e Pejgamberëve si zota duke iu lutur atyre dhe duke kërkuar ndihmë prej tyre dhe Allahu i Lartmadhëruar nuk urdhëron për një gjë të tillë.
Në hadithin e Xhabirit, të cilin e transmeton Muslimi, ai thotë se na e ka ndaluar Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem suvatimin e varreve, uljen dhe ndërtimin mbi to *"për shkak se të shpie në shirk".* Pra, ndërtimi mbi to, suvatimi dhe mbulimi i tyre si dhe vendosja e kupolave mbi to, të gjitha këto të shpien te madhërimi i tyre, teprimi në ta si dhe t'u lutesh atyre, ndërsa ulja mbi varre

është abuzim dhe nuk lejohet, nuk lejohet ulja mbi to sepse ato duhen respektuar dhe nuk duhen abuzuar, nuk urinojmë mbi to, nuk kryhet nevojë mbi to, nuk mbështetemi mbi to, nuk i shkelim ato etj., të gjithë këto janë të ndaluara si respekt ndaj muslimanit.

Muslimani i gjallë apo i vdekur duhet respektuar, nuk lejohet që t'i shkelet varri, nuk lejohet që t'i thyen eshtrat, nuk lejohet që të ulemi mbi varrin e tij, nuk lejohet që të urinojmë mbi varrin e tij dhe nuk lejohet që të vendosen mbeturina mbi të sepse e gjithë kjo është e ndaluar. Muslimani i vdekur nuk abuzohet dhe nuk adhurohet pos Allahut, nuk lartësohet tepër që t’i

lutemi pos Allahut, nuk lejohet që të shkelet, të vendosen mbi të mbeturinat apo të urinohet apo të hedhim mbi të plehrat, nuk lejohet as kjo e as ajo. Ligji islam ka ardhur si mesatar, urdhëron për respektimin e varrezave si dhe të bëjmë dua për të vdekurit që t'u falen mëkatet dhe të mëshirohen, të vizitohen që të bëjmë dua për ta, të kërkojmë falje për ta dhe na ka ndaluar që t'i dëmtojmë duke hedhur plehra mbi to, të urinojmë mbi to, të ulemi mbi to etj.
Në këtë kontekst është edhe hadithi i vërtetë, në të cilin Pejgamberi sallAllahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Mos u ulni mbi varreza dhe mos u falni në drejtim të tyre."* Nuk lejohet që të merret

si drejtim (kible) dhe nuk lejohet që të ulemi mbi to. Ligji islam ka bashkuar në mes dy çështjeve, në mes ndalimit që të jemi ekstremë në madhërimin e banorëve të varrezave dhe t'u lutemi atyre pos Allahut, të kërkojmë ndihmë nga ata, të zotohemi për ta etj., sepse kjo është nga shirku i madh, dhe në mes ndalesës së dëmtimit dhe abuzimit, uljes mbi varre, shkeljes mbi to, mbështetjes në to apo hedhjes së plehrave mbi to sepse e gjithë kjo është e ndaluar dhe këtë e di besimtari dhe kërkuesi i së vërtetës, se sheriati ka ardhur si mesatar, nuk ka lejuar shirkun, por nuk ka lejuar as abuzimin dhe as dëmtimin.

Për Pejgamberin dhe njeriun e mirë duhet të lutemi, të kërkojmë falje për të, ta përshëndesim me selam gjatë vizitës, por kurrsesi t'u lutemi atyre, nuk themi “o zotëria im furnizomë” apo “më ndihmo”, apo “shëroje të sëmurin tim”, apo “ndihmomë në këtë”. Kjo kërkohet nga Allahu, por nuk e abuzojmë dhe nuk vendosim mbeturina mbi varrin e tij apo t’i shkelim ato, nuk lejohet asnjëra nga këto.

Ndërsa me të gjallin nuk ka të keqe që të ndihmohemi sepse ai mund të veprojë punë të cilat janë të lejuara fetarisht dhe janë nga shkaqet lëndore, siç ka thënë i Lartmadhëruari: ***"Ai i grupit të vet i kërkoi ndihmë kundër***

***atij të popullit armik."*** (El Kasas: 15). Në tregimin e Musait alejhi selam, Musai alejhi selam ishte i gjallë dhe iu kërkua ndihmë nga një njeri nga beni israilët kundër armikut të tij, i cili ishte nga kiptasët. Njeriu me vëllezërit dhe me të afërmit e vet ndihmohen në bujqësi, në ndërtimin e shtëpive të tyre, në rregullimin e veturave të tyre dhe gjërave të tjera që kanë nevojë dhe ndihmohen në gjërat lëndore të mundshme (të përballueshme), nuk ka të keqe në to dhe kështu është edhe me anë të telefonit, me anë të shkresave, me anë të telegrafit dhe faksit. E gjithë kjo është bashkëpunim lëndor në të cilin s'ka të keqe. Por nëse lidhet me adhuri-

min, atëherë nuk lejohet assesi, nuk i thuhet të gjallit apo të vdekurit "shëroma të sëmurin tim" apo "kthema të humburin tim", duke besuar se ai di vendndodhjen e tij, nuk thuhet "ndihmona kundër armikut tonë", d.m.th. të zbulojë sekretin e tij, ndërsa kërkimi i ndihmës nga njeriu i gjallë që ka mundësi dhe është prezent, i cili posedon shkaqet lëndore, si p.sh. armë apo hua etj., nuk ka të keqe në të.

Gjithashtu nuk ka të keqe nëse shkon te mjeku dhe kërkon ilaçe prej tij, mirëpo nëse dikush thotë 'më shëro mua' duke besuar se e di fshehtësinë, siç është e njohur te sufitë dhe të tjerët, kjo vepër është kufër, sepse njeriu nuk mund të

ndryshojë asgjë në univers përveçse në gjërat lëndore; edhe mjeku mund të ndikojë në çështjet lëndore, siç janë barnat.

Edhe njeriu që është i gjallë dhe ka mundësi të veprojë në gjëra lëndore të ndihmon me dorën e tij, qëndron me ty, të jep para borxh apo ndihmë që të ndërtosh diçka, apo të jep një pjesë të veturës, apo ndërmjetëson për tek dikush që të ndihmon dhe të gjitha këto gjëra janë lëndore dhe nuk ka asgjë të keqe në to, nuk konsiderohen se janë adhurim i të vdekurve ose kërkim ndihme prej tyre etj..

Shumë thirrës për në shirk i mjegullojnë këto gjëra, ndërkohë që këto gjëra janë

të qarta dhe konsiderohen të paqarta vetëm tek injoranti më i madh. Bashkëpunimi me të gjallët është legjitim, duke pasur parasysh kushtet e njohura, ndërsa lutja e të vdekurve dhe kërkimi i ndihmës nga ta apo zotimi për ta është i ndaluar dhe kjo dihet nga dijetarët se është shirk i madh (me konsensusin e tyre). Mes sahabëve dhe pasardhësve të tyre nga dijetarët dhe besimtarët si dhe atyre që kanë njohuri nuk ka polemikë në këtë çështje, po ashtu ndërtimi mbi varre, marrja e tyre për xhami dhe ndërtimi i kupolave mbi to konsiderohet vepër e urryer dhe është e njohur te dijetarët; sheriati e ndalon

një gjë të tillë dhe nuk lejohet t’i atiribuohet kjo gjë dijetarëve.

Është obligim për dijetaret që t'i frikësohen Allahut kudo që të jenë, t’i këshillojnë robërit e Allahut, t’ua mësojnë fenë e Allahut, mos t’i shtiren filanit apo filanit, por duhet të mësojnë udhëheqësin, të madhin dhe të voglin dhe t'ua tërheqin vërejtjen nga të gjitha gjërat që i ka ndaluar Allahu dhe i drejtojnë në atë që ka legjitimuar Ai.

Kjo është obligim për dijetarët kudo që të jenë me anë të fjalimit, me anë të shkrimit, me anë të ligjërimit në tubime etj., me anë të telefonit, me anë të telegrafit apo me çdo lloj mënyre që ekziston në kohën e sotshme dhe që

ndihmon në përhapjen e fesë së Allahut dhe këshillimin e robërve të Tij. Kërkojmë nga Allahu udhëzim dhe sukses për të gjithë, nuk ka forcë dhe as ndryshim të gjendjes pos nga Allahu.

# DISPOZITA MBI ASTROLOGJINË[8]

***Komisioni i Përhershëm për Studime Shkencore dhe Fetva. Kryetar: Abdul Aziz ibën Abdullah ibën Baz. Anëtar: Abdullah ibën Abdurrahman el Gudejan***

Komisioni i Përhershëm për Studime Shkencore dhe Fetva është pyetur: -Në disa gazeta dhe revista arabe caktohen

[8] Me emrin astrologji nënkuptojmë diturinë e rreme (të gënjeshtërt), e cila përpiqet të parashikojë ngjarjet dhe fatin e njerëzve duke vëzhguar vendosjen e trupave qiellorë. Kjo pra dallon nga astronomia, e cila është shkencë që merret me studimin e trupave qiellorë, me ndërtimin, përbërjen, prejardhjen, me vendin e tyre në hapësirë si dhe me ligjet e lëvizjes së tyre (sh.p.).

.

disa faqe ku publikohet i ashtuquajturi horoskop, në të cilin tregohet për disa trupa qiellorë (shenjat zoodiakale) si demi, binjakët etj., dhe thuhet se foshnjat që do të lindin kur të shfaqen këta trupa qiellorë është rrezik t'i godasë neveria e përhershme ngase shpesh do t'u ndryshojë disponimi dhe kjo për arsye siç thotë revista ngase rrethi i yjeve për pak sa nuk ndeshet mes vete nga çrregullimi i tepërt! Tregohen edhe gjëra të tjera në këtë rubrikë që rinia islame e ndjek, të cilën ua kam ngjitur në këtë shkresë. Shpresojmë prej jush sqarimin e dispozitës së sheriatit për këtë punë (horoskopin). Cila është këshilla juaj

për muslimanët dhe drejtuesit e këtyre revistave?

Komisioni i Përhershëm u përgjigj në fetvanë numër 17727 siç vijon: "Kjo vepër është nga astrologjia, përmes së cilës astrologët lidhin lumturinë dhe fatkeqësinë, optimizmin dhe pesimizmin dhe ky është një mendim dhe bindje e injorancës, që është e ndaluar. Nuk lejohet veprimi i kësaj pune, përdorimi apo shpërndarja e saj, ndërsa shpërndarja e saj në gazeta dhe vende të tjera është shtim në humbjen dhe prishjen e besimit të muslimanëve dhe konsiderohet pretendim i njohjes së gajbit (të fshehtës), e cila i takon vetëm Allahut të Lartësuar. Allahu i Lartësuar

thotë: *"Thuaj: "Askush, përveç Allahut, në qiell apo në Tokë, nuk i di të fshehtat dhe as nuk do ta dijë se kur do të ringjallet."*(En-Neml: 65). Dhe thotë: *"Ai i ka çelësat e së padukshmes dhe vetëm Ai i njeh ato. Ai e di ç'ka në tokë dhe në det; asnjë gjeth nuk bie, pa e ditur Ai dhe nuk ekziston asnjë kokërr në errësirën e tokës, as e njomë, as e thatë, që të mos jetë shënuar në Librin e qartë (Leuhi Mahfudh)."* (El En'am: 59)

Allahu i Lartësuar përmes gjuhës së të Dërguarit të Tij, Muhamedit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, ka mohuar pretendimin e njohjes së të fshehtës (gajbit) duke thënë: *"Thuaj: "Unë nuk ju them*

*se zotëroj thesaret e Allahut apo se e di të padukshmen dhe as nuk them se jam engjëll. Unë ndjek vetëm atë që më shpallet." Thuaj: "A barazohet i verbri me atë që sheh? A s'po mendoni?"* (El En'am: 50).

Dhe thotë i Lartësuari: *"Unë nuk ju them se kam thesarin e Allahut apo që e di të padukshmen. As nuk them se unë jam engjëll e as do t'u them atyre, të cilët sytë tuaj i nënçmojnë, se Allahu nuk do t'u japë kurrfarë të mirë. Allahu e di më mirë se ç'ka në shpirtrat e tyre. Atëherë, sigurisht që do të isha prej të padrejtëve."* (Hud: 31)

Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush shkoqit (mëson) diçka prej astrologjisë, ai ka shkoqitur (mësuar)*

*pjesë nga magjia. I shtohet (mëkati) aq sa shton (mësimin e astrologjisë)."* Ajetet dhe hadithet në këtë çështje janë të shumta dhe për këtë dispozitë të gjithë muslimanët janë të një mendimi, kurse ndalimi i saj është i ditur në fe në mënyrë të prerë. Çdo musliman i cili është këshillues i vetës dhe i ummetit tij duhet të largohet nga kjo lloj loje me logjikën e njerëzve dhe njëherazi është lojë edhe me besimin dhe t'ia ketë frikën Allahut për veten dhe ummetin e tij e të mos e shpërndajë këtë humbje në mesin e tyre, kurse për prijësit e muslimanëve është obligim t'i ndalojnë këta njerëz dhe t'i dënojnë ata që i përhapin

ashtu siç e meritojnë sipas sheriatit. Nga Allahu vjen suksesi.
Përshëndetjet dhe selamet qofshin për Pejgamberin sal-lAllahu alejhi ve sellem, për familjen dhe shokët e tij.

# QËNDRIMI I SHERIATIT ISLAM NDAJ KREMTIMIT TË GJYSMËS SË MUAJIT SHA'BAN (NATËS SË BERATIT/BERAETIT)

*Nga dijetari i nderuar Abdul Aziz ibën Abdullah ibën Baz, (Allahu e mëshiroftë)*

Falënderimi i takon Allahut, që përsosi fenë dhe plotësoi ndaj nesh dhuntinë e Tij. Përshëndetjet dhe paqja qoftë mbi të Dërguarin e Tij, Muhamedin sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, Profetin e pendimit dhe mëshirës. Allahu i lartësuar ka thënë: ***"Sot jua përsosa fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë Time, dhe zgjodha për ju islamin fe."*** (El Maide: 3). Dhe ka thënë i

Lartësuari: ***"A mos kanë ata ortakë (zota ose idhuj) që u përcaktuan atyre fe, të cilën nuk e urdhëroi Allahu!"*** (Esh-Shura: 21)

Në Buhari dhe Muslim nga Aishja radijAllahu anha thuhet se Muhamedi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush shpik diçka që nuk është në pajtim me çështjen (fenë) tonë, ajo vepër është e refuzuar."* Ndërsa në "Sahihun e Muslimit" nga Xhabiri radijAllahu anhu transmetohet se Pejgamberi alejhis-selam ka thënë në hutben e së premtes: *"Më pas, vërtet fjala më e mirë është libri i Allahut, ndërsa udhëzimi më i drejtë është udhëzimi i Muhamedit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, kurse gjërat më të këqija*

*janë të shpikurat dhe çdo shpikje është humbje."* Ajetet dhe hadithet në këtë kontekst janë të shumta dhe aludojnë qartazi se Allahu ia ka përsosur këtij ummeti fenë dhe ia ka plotësuar dhuntinë. Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem vdiq vetëm pasi e kumtoi shpalljen me një kumtim të qartë dhe ia sqaroi ummetit çdo gjë që Allahu ligjëroi për ta nga fjalët dhe veprat. I Dërguari i Allahut sal-lAllahu alejhi ve sel-lem sqaroi se çdo gjë të cilën e shpikën njerëzit pas vdekjes së tij prej fjalëve dhe veprave dhe ia veshën Islamit, gjithçka është bidat i cili i kthehet mbrapsht shpikësit të tij, edhe nëse qëllimi i tij është i mirë.

Shokët e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem e kuptuan këtë çështje, po ashtu e kuptuan edhe dijetarët që erdhën pas tyre, kështu që e refuzuan bidatin dhe paralajmëruan prej tij, ashtu siç e ka përmendur kushdo që ka shkruar për madhërimin e Sunnetit dhe refuzimin e bidatit, si Ibën Veddahu, Tartushiju dhe Ebi Shameh e të tjerët.

Nga risitë që kanë shpikur njerëzit është edhe risia e kremtimit të Natës së Beratit, gjysma e muajit Shaban, dhe veçimi i asaj dite me agjërim duke mos pasur asnjë argument ku të bazohen. Ekzistojnë transmetime në lidhje me mirësitë e kësaj nate, por të gjitha janë hadithe të dobëta dhe nuk lejohet

argumentimi me to. Ajo që është transmetuar lidhur me mirësitë e namazit gjatë kësaj nate janë hadithe të shpikura, siç është vërtetuar nga shumica e dijetarëve, gjë që do të shtjellohet në vijim.

Janë përmendur lidhur me këtë natë disa transmetime nga disa selefë prej banorëve të Shamit dhe nga disa të tjerë, mirëpo ajo në çka janë shumica e dijetarëve është se kremtimi i tyre konsiderohet bidat dhe se hadithet që përmenden rreth kësaj të gjitha janë të dobëta, e disa edhe të shpikura. Nga ata që kanë folur për këtë temë është edhe hafidh Ibën Rexhebi ne librin e tij "Letaiful-Mearif" dhe të tjerët. Hadithet

e dobëta që kanë të bëjnë me adhurimin merren vetëm atëherë kur ai adhurim ka bazë në argumente të vërteta, por kremtimi i natës në gjysmën e muajit Shaban nuk ka bazë të vërtetë që do të mbështeteshin transmetimet e dobëta në të. Ky definicion është përmendur edhe nga Imam Ebul Abbas Shejh ul-Islam Ibën Tejmije, Allahu e mëshiroftë.

Tani po paraqesim këtu thëniet e disa dijetarëve islamë lidhur me këtë çështje, në mënyrë që të jesh i qartë për këtë çështje. Të gjithë dijetarët janë të mendimit se për çdo mospajtim eventual në ndonjë çështje fetare duhet t'i kthehemi Librit të Allahut dhe Sunnetit të të Dërguarit alejhis-selam dhe çka

kanë përmendur Kur'ani dhe Hadithi apo ndonjëri prej tyre ajo konsiderohet nga feja që duhet pasuar, ndërsa atë që bie në kundërshtim me Kur'anin dhe Sunnetin jemi të obliguar që të ruhemi dhe ta refuzojmë. Ajo që nuk është përmendur nga adhurimet në Kur'an apo në Sunnet është bidat dhe nuk lejohet veprimi i saj, e lëre më të thirrurit në të dhe favorizimi i tij, siç thotë Allahu i Lartësuar në suren En-Nisa: ***"O ju që besuat, bindjuni Allahut, të Dërguarit dhe përgjegjësve nga ju."*** (En Nisa: 59)

Gjithashtu thotë: ***"Për çdo send që nuk pajtoheni, gjykimi për të është te Allahu."*** (Esh-Shura: 10)

Po ashtu thotë: *"Thuaj: Nëse e doni Allahun, atëherë ejani pas meje bindumi mua që Allahu t'u dojë, t'ju falë mëkatet tuaja."* (Alu Imran: 31)
Dhe thotë i Lartësuari: *"Për Zotin tënd jo, ata nuk janë besimtarë (të asaj që të zbriti ty as të asaj para teje) derisa të mos zgjedhin ty për të gjykuar në atë konflikt mes tyre, e pastaj (pas gjykimit tënd) të mos ndiejnë pakënaqësi nga gjykimi yt dhe (derisa) të mos binden sinqerisht."* (En-Nisa: 65)
Ajetet e shumta me këtë kuptim na obligojnë që për çdo mospajtim t'i kthehemi Kur'anit dhe Sunnetit dhe të jemi të kënaqur me gjykimin e tyre, ngase ky është kuptimi i besimit, është e

mira e kësaj bote dhe botës tjetër për robërit dhe është përfundimi i mirë.
Thotë Hafidh Ibën Rexheb në librin e tij "Letaiful Mearif" në lidhje me këtë çështje, duke përmendur edhe fjalët që cekëm më lart, se natën e mesme të muajit Shaban disa nga tabi'inët e banorëve të Shamit, si Halid ibën Mi'dani, Mekhuli dhe Llukman ibën Amiri dhe të tjerët e kanë madhëruar saqë kanë bërë shumë ibadete në të dhe prej tyre i kanë marrë më pas njerëzit këto mirësi dhe madhërime të saj. Thuhet se për veçimin e kësaj nate atyre u janë transmetuar transmetime nga israiliatet (transmetime para Muhamedit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem) dhe kur

kjo u përhap nga ata në vende të ndryshme, njerëzit filluan të kundërshtoheshin rreth kësaj: disa prej tyre e pëlqenin këtë dhe i pasuan në madhërimin e saj, ndër ta edhe disa asketë nga banorët e Basrës dhe vendeve të tjera, ndërsa ata që e refuzuan dhe e urryen ishin shumica e dijetarëve të Hixhazit, ndër ta Atau, Ibën Ebi Mulejke. Këtë e ka transmetuar Abdurrahman ibën Zejd ibën Eslem nga fukahatë e Medinës dhe njëherazi ky është mendimi i medhebit të Imam Malikut dhe të tjerëve; të gjithë janë të mendimit se kjo është bidat (risi). Dijetarët e Shamit janë ndarë në dy mendime për mënyrën e trajtimit të kësaj nate.

Mendimi i parë: Pëlqehet të falurit në të, me xhemat në xhami. Halid ibën Mi'dan dhe Llukman ibën Amir si dhe të tjerë kanë veshur rroba të mira dhe janë parfumur e janë falur në xhami në këtë natë. Ndërsa Is'hak ibën Rahavejh i ka përkrahur ata në këtë dhe ka thënë rreth faljes me xhemat në xhami: "Kjo gjë nuk është bidat". Këtë e ka përmendur Harb el Kirmani në shënimet e tij.

Mendimi i dytë: Urrehet grumbullimi në xhami për namaz me xhemat apo për dua, por nuk urrehet që njeriu të falë namaz vetëm në shtëpi. Ky është mendimi i Evzaiut, imam i banorëve të Shamit dhe ky është mendimi më i saktë inshaAllahu teala… derisa ka

thënë: "Nuk dihet ndonjë fjalë nga Imam Ahmedi lidhur me natën e gjysmës së muajit Shaban. Për pëlqimin e ngritjes në namaz në këtë natë mund të nxirren dy transmetime nga Imam Ahmedi, duke u mbështetur në dy transmetimet nga ai për namazin e natës në natën e Fitër dhe Kurban Bajramit, ngase ai në njërin transmetim nuk e pëlqeu ngritjen me xhemat sepse një gjë e tillë nuk është transmetuar nga Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem dhe shokët e tij. Në një transmetim tjetër e ka pëlqyer këtë, duke marrë për bazë veprimin e Abdurrahman ibën Jezid ibën el Esvedit dhe tabi'inëve të tjerë. Po ashtu edhe për faljen në gjysmën e

muajit Shaban nuk është transmetuar asgjë nga Muhamedi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem apo nga sahabët e tij, por është transmetuar nga disa tabi'inë nga disa fukaha të njohur të Shamit.

Këtu përfundoi qëllimi i fjalëve të Ibën Rexhebit, Allahu e mëshiroftë, dhe në fjalët e tij u argumentua qartë se një gjë e tillë nuk është vërtetuar nga Muhamedi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem apo nga sahabët e tij radijAllahu anhum në lidhje me natën e mesme të muajit Shaban.

Ndërsa ajo që ka zgjedhur Evzaiu dhe Hafidh ibën Rexheb është se e kanë pëlqyer faljen e namazit për persona të caktuar (pa xhemat), dhe ky mendim është i pa njohur dhe i dobët sepse çdo

gjë që nuk ka argument nga sheriati nuk është e lejuar për muslimanin ta shpikë atë në fenë e Allahut, pa marrë parasysh a e bën vetmas apo me xhemat, qoftë fshehurazi apo haptazi, bazuar në hadithin e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, ku thuhet: *"Kush e kryen një punë që nuk është në pajtim me çështjen tonë, ajo është e refuzuar."* Dhe hadithe të tjera që argumentojnë për urrejtjen e risive dhe na këshillojnë largimin nga ato.

Thotë imam Ebu Bekr Tartushiu në librin e tij "El Havadithu vel bideu" si vijon: "Transmetohet nga Ibën Veddah nga Zejd Ibën Eslemi se ka thënë: "Nuk kemi takuar asnjë nga dijetarët tanë që e

kanë marrë në konsiderate ditën e mesme të Shabanit dhe po ashtu nuk kanë marrë parasysh hadithin e Mekhulit dhe nuk pohojnë për atë natë ndonjë vlerë që e dallon nga netët e tjera. I është thënë Ibën ebi Mulejkes se Zijad en-Numejriu thotë: "Shpërblimi i natës së gjysmës të muajit Shaban është si shpërblimi i natës së Kadrit." E ai ka thënë: "Sikur ta kisha dëgjuar dhe të kisha në duar një shkop, do ta kisha rrahur", dhe tregohet se Zijadi ishte përrallëtar. Këtu përfundoi qëllimi nga ky tekst.

Thotë Shevkaniu, Allahu e mëshiroftë, në librin e tij "El Fevaidu el Mexhmuah" si vijon:

Hadithi: *"O Ali, kush fal natën e mesme të muajit Shaban dhe lexon në çdo rekat fatihatu el Kitab -el-hamdulilahi..., dhe Kulhuvallahu ehad dhjetë herë, Allahu do t'ia plotësojë të gjitha nevojat e tij"*, deri në fund të hadithit, nuk ka dyshim se është hadith i shpikur. Në disa shprehje që flasin për shpërblimet, të cilat mund t'i arrijë pronari i këtij namazi, nuk dyshon ai i cili ka sadopak njohuri në dallimin e haditheve të shpikura (nga ato të vërtetat), se ky hadith është i shpikur/mevdu'ë, gjithashtu edhe transmetuesit e tij janë të panjohur. Hadithi në fjalë është transmetuar edhe me disa rrugë të tjera e që të gjitha janë të shpikura dhe transmetuesit e tyre nuk

njihen fare dhe në "El Muhtesar" ka thënë: "Hadithi i cili flet për namazin e natës së mesme të muajit Shaban është i kotë." E transmeton Ibën Hibbani prej hadithit të Aliut*: "Kur të vijë nata e mesme e muajit Shaban ngrihuni dhe faluni atë natë dhe agjëroni ditën e saj..."* Hadithi është i dobët.

E gjithashtu thotë në librin "El-Leali": *"Njëqind rekate në natën e mesme të muajit Shaban, me lexim të sures el Ihlas/Kul huvallahu ehad nga dhjetë herë...."* dhe me vlerën e tyre të madhe. Transmetojnë Dejlemiu dhe të tjerët. Hadithi është i shpikur dhe transmetuesit e të tre rrugëve janë të dobët dhe të panjohur dhe thotë: *"Dymbëdhjetë*

*rekate me leximin e sures el Ihlas tridhjetë herë është i shpikur dhe katërmbëdhjetë herë... gjithashtu është i shpikur."*

Janë mashtruar me këtë hadith një grup prej juristëve islamë si Gazaliu dhe të tjerët, gjithashtu edhe disa prej komentatorëve të Kur'anit (mufesirin-ëve). Me të vërtetë namazi gjatë kësaj nate është transmetuar në shumë mënyra, por që të gjitha janë të kota dhe të shpikura dhe nuk e mohon faktin se ky namaz është i shpikur hadithi të cilin e transmeton Tirmidhiu, i cili përcillet nga Aishja radijAllahu anha, që tregon për shkuarjen e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem tek varrezat Beki'ë dhe tregon gjithashtu

për zbritjen e Zotit në këtë natë në qiellin e dunjasë dhe fal më shumë se numri i qimeve të deleve të Beni Kelbit, mirëpo ajo për të cilën po flasim është rreth namazit të shpikur të kësaj nate. Sido që të jetë, edhe hadithi i Aishes është hadith i dobët, në zinxhirin e të cilit ka shkëputje, po ashtu edhe hadithi i Aliut, të cilin e përmendëm më herët dhe që flet për namazin e kësaj nate, nuk e mohon faktin se ky namaz është i shpikur, me gjithë dobësinë që gjendet në të siç e cekëm më herët....

Hafidh Irakiu thotë: "Hadithi që flet për namazin e natës së mesme të muajit Shaban është i shpikur dhe i rremë në

emër të Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem."

Imam Neveviu në librin e tij "El Mexhmu" thotë: "Namazi që është i njohur me emrin namazi i ragaibit, që përbëhet prej dymbëdhjetë rekatesh në mes akshamit dhe jacisë, nata e xhumasë së parë të muajit Rexheb dhe namazi i natës së mesme të muajit Shaban njëqind rekate, këto namaze që të dyja janë të shpikura dhe të refuzuara e të mos mashtrohemi me përmendjen e këtyre të dyjave në librin: "Kutu el Kulub" dhe "Ihjau ulumid-din", as të mos mashtrohemi me hadithin që flet për këto dy namaze ngase e tëra kjo është e kotë. Gjithashtu nuk duhet të

mashtrohemi me disa dijetarë të cilëve nuk u është bërë e qartë dispozita e këtyre dy namazeve, për çka shkruan disa fletë rreth asaj se këto dy namaze janë të lejuara, ngase autori i këtyre fletëve nuk ka fare dyshimi se ka gabuar në këtë gjë."

Dijetari Ebu Muhammed Abdurrahman ibën Ismail el Makdesiu ka shkruar një libër të dobishëm që flet rreth kotësisë së këtyre dy namazeve dhe ia ka qëlluar. Fjalët e dijetarëve rreth veçimit të kësaj nate me adhurim (të posaçëm) janë të shumta, e sikur të përmendnim çdo gjë që kemi lexuar për këtë temë do të bëhej e tepërt, por ndoshta kjo që

cekëm deri më tani është e mjaftueshme dhe bindëse për kërkuesin e së vërtetës. Sipas kësaj që parapriu nga ajetet, hadithet dhe fjalët e dijetarëve, bëhet e qartë për kërkuesin e së vërtetës se festimi i natës së mesme të muajit Shaban me namaz apo diçka tjetër si dhe veçimi i kësaj dite me agjërim është bidat (shpikje e refuzuar) te shumica e dijetarëve dhe nuk ka bazë në sheriatin e pastër, por është shpikje në Islam, shpikje e cila ka ndodhur pas kohës së sahabëve radijAllahu anhum, kurse kërkuesit të së vërtetës i mjafton fjala e Allahut-azze ve xhel-leh: ***"Sot përsosa për ju fenë tuaj. "*** (El Maideh: 3)

Janë edhe disa ajete të tjera të ngjashme me të, kurse Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush shpik në fenë tonë diçka që nuk është prej saj, ajo është e refuzuar",* si dhe disa hadithe të tjera që janë të ngjashme me të për nga kuptimi i tyre. Transmeton Muslimi në "Sahihun" e tij nga Ebu Hurejra radijAllahu anhu, i cili thotë: "Ka thënë Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem: *"Mos e veçoni natën e xhumasë me namaz ndaj netëve të tjera, as ditën e saj me agjërim nga ditët e tjera, vetëm nëse ndonjëri prej jush është duke agjëruar (agjërim zotimi apo të ngjashëm me të)."* E sikur të ishte i lejuar veçimi i ndonjë nate me namaz nga netët e tjera, nuk ka

dyshim se do të ishte më parësore nata e xhumasë ndaj netëve të tjera për arsye se dita e saj është dita më e mirë në të cilën lind dielli, siç është vërtetuar në hadithe prej Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem. Kur Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem paralajmëroi për dallimin e kësaj nate nga netët e tjera, kjo na jep të kuptojmë se netët e tjera janë më parësore për mosveçim se kjo natë. Pra, nuk lejohet veçimi i saj me ndonjë adhurim të caktuar, vetëm se me ndonjë argument të vërtetë, i cili tregon për veçorinë e saj.

Pasi në Naten e Kadrit dhe netët e tjera të Ramazanit është ligjëruar ngritja për namaz dhe shtimi i adhurimeve në to,

Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem na lajmëroi për të duke e nxitur ummetin për namaz, edhe vetë e vepronte një gjë të tillë, siç është vërtetuar tek Buhariu dhe Muslimi nga Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, se ka thënë*:* *"Kush fal namaz në Ramazan me bindje dhe llogari, do t'i falen atij mëkatet e kaluara dhe kush falet Natën e Kadrit me bindje dhe llogari, do t'i falen mëkatet e kaluara."*

E sikur të ishte ligjëruar veçimi me ndonjë festim ose me ndonjë ibadet i natës së mesme të muajit Shaban, i xhumasë së parë të muajit Rexheb apo i natës së Israsë dhe Miraxhit, nuk ka dyshim se Pejgamberi sal-lAllahu alejhi

ve sel-lem do ta kishte udhëzuar ummetin e tij për tek ai adhurim ose do ta kishte vepruar vetë. Po të kishte ndodhur diçka e tillë do ta kishin transmetuar sahabët radijAllahu anhum, tek ummeti e nuk do ta fshihnin atë. S'ka dyshim se ata ishin njerëzit më të zgjedhur dhe më këshillues pas Pejgamberëve salejhimussalatu ves-selam, Allahu qoftë i kënaqur ndaj shokëve të Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem,.

Lexues i nderuar, nga ajo që u tha deri tani prej fjalëve të dijetarëve bëhet e qartë se nuk është vërtetuar asgjë prej Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, as prej shokëve të tij radijAllahu ahum,

që tregon për vlerën e xhumasë së parë të muajit Rexheb, as për natën e mesme të muajit Shaban, dhe u bë e ditur se festimi i këtyre dy netëve është risi e shpikur në Islam, edhe veçimi i tyre me ndonjë adhurim të veçantë është risi e refuzuar. E njëjtë me këto është edhe veçimi i natës së njëzet e shtatë të muajit Rexheb, për të cilën disa njerëz besojnë se është nata e Israsë dhe Miraxhit, pra nuk lejohet as veçimi i saj me ndonjë adhurim të veçantë, sikur nuk lejohet edhe kremtimi i saj, gjithnjë duke u mbështetur në argumentet paraprake. E tërë kjo që u tha deri më tani është për atë nëse dihet kjo natë! Por si qëndron puna kur sipas mendimit më të qëlluar

të dijetarëve kjo natë nuk dihet saktë se kur ka ndodhur?! Qëndrimi  i atyre që thonë se nata e Israsë dhe Miraxhit është nata e njëzet e shtatë e muajit Rexheb është fjalë e kotë dhe nuk është e bazuar në hadithe të vërteta,
Ka bërë mirë ai që ka thënë:
*Çështjet e kaluara ishin të bazuara në udhëzim*
*E çështjet e reja janë të shpikurat dhe bidatet.*

E lusim Allahun az-ze ve xhel-leh që të na mundësojë neve dhe të gjithë muslimanëve të kapurit për Sunnet dhe përqendrimin në të dhe që të jemi të kujdesshëm nga çdo gjë që e kundër-

shton atë, Ai është Bujar dhe Fisnik. Salatet dhe selamet qofshin për robin dhe të Dërguarin e Tij, Muhamedin, familjen dhe të gjithë shokët e tij.

# DISPOZITA E SHERIATIT PËR KREMTIMIN E NATËS SË ISRASË DHE MIRAXHIT

*Nga dijetari i nderuar Abdul Aziz ibën Abdullah ibën Baz, (Allahu e mëshiroftë)*

S'ka dyshim se Israja dhe Miraxhi janë prej argumenteve të Allahut të Madhëruar, argument për vërtetimin e profetësisë së Pejgamberit alejhis-selam dhe aludon për gradën e çmueshmr që ka Pejgamberi tek Allahu subhanehu ve teala. Gjithashtu është argument për fuqinë e madhe të Allahut dhe për lartmadhërinë e Allahut ndaj gjithë krijesave, pasi Ai thotë: ***"I pa të meta është Lartmadhëria e Tij, që robin e***

*Vet e kaloi (ngriti) në një pjesë të natës prej Mesxhidi Haramit (prej Qabes) gjer në Mesxhidi Aksa, rrethinën e së cilës Ne e kemi bekuar, (ia bëmë këtë udhëtim) për t'ia treguar atij disa nga argumentet Tona. Vërtet, Ai është dëgjuesi (i fjalëve të Muhamedit) dhe shikuesi (i punëve të Muhamedit).”* (El-Isra: 1)

Është vërtetuar nga Muhamedi alejhisselam se ai me të vërtetë është ngritur në qiej dhe i janë hapur dyert derisa e kaloi qiellin e shtatë dhe ka komunikuar me Allahun subhanehu ve teala siç ka dashur Ai. Dhe ia ka obliguar pesë kohët e namazit. Në fillim, Allahu xheleshanuhu ka obliguar me pesëdhjetë

kohë namaz dhe ai e ka vazhduar qëndrimin në qiell duke kërkuar nga Allahu xheleshanuhu lehtësimm derisa Ai ia lehtësoi ummetit në pesë kohë në ditë. Mirëpo pesë janë obligim, por shpërblehen sa pesëdhjetë për arsye se të mirave u shumëfishohet shpërblimi nga dhjetë herë.

Allahut i takon lavdërimi dhe falënderimi për të gjitha mirësitë. Nuk ka bazë në hadithe të vërteta caktimi i kësaj nate, në të cilën ka ndodhur Israja dhe Miraxhi, dhe çdo gjë që është e transmetuar për caktimin e kësaj nate nuk është vërtetuar nga Pejgamberi sallAllahu alejhi ve sel-lem, siç thonë dijetarët e hadithit. Tek Allahu është

urtësia më e mirë që ua humbi njerëzve nga mendja këtë natë, se sikur të caktohej nuk do t'u lejohej muslimanëve që ta veçojnë me diçka nga adhurimi, prandaj edhe nuk u lejohet festimi i saj për arsye se Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem dhe as sahabët e tij nuk e kanë festuar atë natë dhe nuk e kanë veçuar me diçka.
Sikur të ishte kremtimi i saj gjë e lejuar, këtë do ta kishte qartësuar Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem për popullin ose me fjalë ose me vepër, ose sikur të kishte ndodhur do të ishte e njohur dhe do ta kishin transmetuar tek ne sahabët, të cilët dihet se kanë transmetuar nga Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem

atë që ka qenë e nevojshme për popullin dhe nuk kanë lënë pas dore asgjë nga feja, porse kanë nxituar para nesh gjithherë me punë të mira. Pra, sikur të ishte kremtimi i kësaj nate i lejuar dhe prej fesë, do ta kishin vepruar ata para nesh, ndërkohë që e dimë se Muhamedi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem është këshilluesi më i mirë për njerëzit, e kumtoi mesazhin në shkallën me të lartë dhe e kreu misionin që kishte nga Allahu.

Sikur të ishte madhërimi i kësaj nate dhe kremtimi i saj nga feja islame, nuk do të ngurronte ta bënte këtë i Dërguari sal-lAllahu alejhi ve sel-lem e as nuk do ta fshihte, mirëpo pasi nuk ka ndodhur një gjë e tillë, mësuam se kremtimi dhe

madhërimi i saj nuk është nga feja e pastër islame.

Allahu e plotësoi fenë për këtë ummet dhe e përsosi në formën më të mirë dhe e refuzoi atë që shpiku gjëra në fe dhe që Allahu nuk i lejoi. Allahu në Kur'anin Famëlartë thotë: ***"Sot jua përsosa fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë Time dhe zgjodha për ju Islamin fe."*** (El Maide: 3). Dhe thotë: ***"A mos kanë ata ortakë (zota ose idhuj) që u përcaktuan atyre fe, të cilën nuk e urdhëroi Allahu! Po, sikur të mos ishte fjala vendimtare (e Allahut që shpërblimi dhe ndëshkimi të jenë në ahiret), do të kryhej dënimi mbi ta, e megji-***

***thatë mohuesit do të kenë dënim të dhimbshëm."*** (Esh-Shura: 21)

Është vërtetuar nga Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem në hadithe të vërteta paralajmërimi nga risitë, duke treguar se ato janë humbje, duke ia tërhequr vërejtjen popullit për rrezikun e madh të tyre si dhe duke i larguar ata nga veprimi i tyre.

I tillë është hadithi që është vërtetuar në Buhari dhe Muslim nga Aishja radij-Allahu anha, se Muhamedi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush shpik diçka që nuk është në pajtim me çështjen (fenë)tonë, ajo vepër është e refuzuar."* Ndërsa në transmetimin e Muslimit thuhet: *"Kush vepron një vepër që nuk i*

*përket çështjes sonë, ajo është e refuzuar."* Po ashtu në "Sahihun e Muslimit" nga Xhabiri radijAllahu anhu transmetohet se Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka thënë në hutben e së premtes: *"Më pas, vërtet fjala më e mirë është libri i Allahut, ndërsa udhëzimi më i drejtë është udhëzimi i Muhamedit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, kurse gjërat më të këqija janë të shpikurat dhe çdo shpikje është humbje."*

Transmetohet në sunene nga Irbad ibën Sarijeh radijAllahu anhu, se ai ka thënë: "Pejgamberi salAllahu alejhi ve sel-lem na këshilloi me një këshillë tepër të prekshme, saqë na u drodhën zemrat dhe sytë na lotuan dhe i thamë: -O i

Dërguari i Allahut, sikur të ishte kjo këshillë lamtumirëse. Atëherë na këshillo! Dhe ai na këshilloi duke na thënë: *"Ju këshilloj të kini frikë Allahun dhe t'i dëgjoni e respektoni udhëheqësit tuaj, edhe nëse ky (udhëheqës) i caktuar për ju të jetë rob. Kushdo që jeton nga ju më gjatë do të përjetojë kundërshtime të mëdha, por unë ju këshilloj që të kapeni për Sunnetin tim dhe të kalifëve të drejtë e udhëzues pas meje, kapuni për to dhe shtrëngojini me dhëmballë dhe ruajuni nga gjërat e shpikura, se me të vërtetë çdo shpikje është bidat dhe çdo bidat është humbje."* Hadithet në këtë tematikë janë të shumta.

Është vërtetuar nga shokët e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem dhe të parët tanë të mirë paralajmërimi nga bidatet dhe frika prej tyre dhe jo për gjë tjetër, por për arsye se ato janë shtim në fe dhe shpikje që nuk e ka lejuar Allahu dhe përngjasim me armiqtë e Allahut nga të krishterët dhe çifutët, të cilët shpikën dhe shtuan në fenë e tyre duke futur risi të cilat nuk ua lejonte Allahu i Lartësuar, duke u munduar kështu të vërtetojnë mangësinë në fenë islame dhe ta ofendojnë se nuk është fe e plotësuar. Nga kjo del qartë se kjo është një katastrofë e madhe, një gjë e urryer dhe kundërvënie ndaj thënies së Allahut: “Sot jua përsosa fenë tuaj”. Gjithashtu

është kundërshtim i qartë i haditheve të Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, që paralajmërojnë nga risitë dhe largojnë nga ato.

Shpresoj se kjo që u përmend nga argumentet do të jetë e mjaftueshme dhe bindëse për atë që dëshiron të ndjekë të vërtetën e të urrejë risitë, d.m.th. kremtimin e natës së Israsë dhe Miraxhit dhe të ketë kujdes nga kjo për arsye se nuk është aspak nga feja e Allahut.

Pasi Allahu i Lartësuar obligoi që t'i këshillojmë muslimanët dhe t'ua qartësojmë atyre fenë dhe na e bëri haram fshehjen e diturisë, e pashë të arsyeshme t'ua tërheq vërejtjen vëllezërve muslimanë nga kjo risi, e cila është e përhapur

në shumicën e vendeve islame dhe disa prej muslimanëve mendojnë se është pjesë e fesë.

Lus Allahun e Lartësuar që të përmirësojë gjendjen e muslimanëve në përgjithësi dhe e lusim Atë t'i furnizojë ata me kuptimin e fesë së vërtetë dhe të na e bëjë të mundur mua dhe juve që të kapemi për të vërtetën dhe të na forcojë në të dhe të na largojë nga çdo gjë që e kundërshton të vërtetën.

Me të vërtetë Ai është Përgjegjësi i lutjes dhe Pranuesi më i mirë.

Përshëndetjet qofshin mbi të Dërguarin e Tij, mbi familjen dhe shokët e tij.

# KREMTIMI I MEVLUDIT

***Nga dijetari i nderuar Abdul Aziz ibën Abdullah ibën Baz, (Allahu e mëshiroftë)***

Falënderimi i takon vetëm Allahut. Paqja dhe bekimi i Zotit qoftë mbi të Dërguarin e Tij, mbi familjen e tij, mbi shokët dhe pasuesit e tij deri në Ditën e Gjykimit.

Është pyetur shumë herë nga shumë njerëz për dispozitën e sheriatit (ligjit të Allahut) mbi kremtimin e mevludit (ditëlindjes së Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem), ngritja për të Dërguarin në mevlud ose përshëndetjet e tij dhe për gjërat e tjera që ndodhin në kremtime të tilla.

Përgjigjja:

Nuk është i lejuar kremtimi i ditëlindjes së Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem e as i ndonjë njeriu tjetër ngase kjo është prej risive në fenë tonë, pasi këtë nuk e ka bërë Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, as hulefai rashidinët (katër imamët e parë udhëzues pas Muhamedit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem), as ndonjëri nga shokët e tij e as pasuesit e tyre me të mirë në shekujt më të frytshëm, të cilët ishin më të diturit për Sunnetin dhe ishin ata që e kanë dashur më së shumti Pejgamberin sal-lAllahu alejhi ve sel-lem dhe që e kanë praktikuar më së shumti dhe më së miri fenë e pastër të Allahut xhele sha'nuhu, ashtu siç i ka mësuar i Dërguari i Tij.

Është vërtetuar nga Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem se ka thënë: *"Kush shpik diçka që nuk është në pajtim me çështjen (fenë) tonë, ajo vepër është e refuzuar."* Në një hadith tjetër thotë: *"Ju këshilloj që të kapeni për Sunnetin tim dhe të kalifëve të drejtë e udhëzues pas meje, kapuni për to dhe shtrëngojini me dhëmballë dhe ruajuni nga gjërat e shpikura, se me të vërtetë çdo shpikje është bidat dhe çdo bidat është humbje."* Në këto dy hadithe ka paralajmërim të madh ndaj shpikjes së bidateve dhe të punuarit me to. Po ashtu Allahu xhel-le sha'nuhu në librin e Tij të qartë ka thënë: ***"Çka t'ju japë Pejgamberi, atë merreni, e çka t'ju ndalojë përmbajuni***

*dhe kini frikë Allahun, se Allahu është ndëshkues i ashpër."* (El Hashr: 7). Dhe thotë: *"Ju e kishit shembullin më të lartë në të Dërguarin e Allahut, kuptohet, ai që shpreson në shpërblimin e Allahut në botën tjetër, ai që atë shpresë e shoqëron duke e përmendur shumë shpesh Allahun."* (El Ahzab: 21). Gjithashtu thotë: *"Allahu është i kënaqur me të hershmit e parë prej muhaxhirëve (emigruesve), prej ensarëve (vendasve) dhe prej atyre që i pasuan ata në punët e mira, e edhe ata janë të kënaqur ndaj Tij. Atyre u ka përgatitur xhennete, në të cilët rrjedhin lumenj, ku do të jenë për jetë të pasosur. E ky është fitimi i madh."* (Et-Tevbeh: 100). Po ashtu thotë: *"Sot jua*

*përsosa fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë Time, zgjodha për ju Islamin fe."* (El Maideh: 3). Ajetet në këtë kontekst janë të shumta.

Shpikja e këtyre mevludeve jep të kuptojmë se Allahu ende nuk e ka plotësuar fenë për njerëzimin dhe se Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem nuk e ka publikuar atë që ka qenë e nevojshme për njerëzimin që të punojnë me të, derisa erdhën këta të vonshmit dhe shpikën një gjë të tillë në ligjin e Allahut, që Allahu nuk e ka ligjëruar, duke menduar se ky veprim i afron tek Allahu. Kjo pa dyshim është një rrezik shumë i madh dhe është kundërshtim ndaj Allahut të Lartësuar dhe ndaj të

Dërguarit të Tij. Dihet se Allahu e ka plotësuar fenë për robërit e Tij dhe ua plotësoi atyre mirësinë dhe po ashtu Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem e ka kumtuar me kumtesën më të qartë dhe nuk ka lënë asnjë rrugë që shpie në xhennet dhe të largon nga xhehennemi pa ua treguar ummetit të tij. Këtë e vërteton edhe hadithi i Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, që e transmeton Abdullah ibën Amri radijAllahu anhuma, i cili thotë se i Dërguari i Allahut ka thënë: *"Allahu nuk ka dërguar asnjë Pejgamber veçse ka qenë obligim i tij që t'i tregojë popullit të tij për të mirën që di se u sjell dobi atyre dhe të keqen që*

*di se u sjell dëm atyre."* (Transmeton Muslimi në "Sahihun" e tij.)
Është e ditur se Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka qenë më i miri nga të Dërguarit e tjerë dhe Vula e Pejgamberëve, më i përsosuri në kumtimin e Kur'anit dhe në këshilla. Po të ishte kremtimi i mevludeve prej fesë me të cilën Allahu është i kënaqur, atëherë i Dërguari i Tij do t'ia sqaronte ummetit të tij ose do ta kishte praktikuar në jetën e tij, ose do ta kishte vepruar dikush nga shokët e tij, mirëpo pasi një gjë e tillë nuk ka ndodhur, atëherë mësuam se kjo vepër nuk ka lidhje aspak me Islamin, madje është nga e shpikura kundër së cilës Muhamedi sal-lAllahu alejhi ve sel-

lem ka këshilluar ummetin e tij, ashtu siç u cek në dy hadithet e lartpërmendura.

Në këtë kontekst janë transmetuar edhe hadithe të tjera, sikurse fjala e tij alejhisselam në hutben e xhumasë, ku thotë: *"Me të vërtetë fjala më e mirë është fjala e Allahut dhe udhëzimi më i mirë është udhëzimi i Muhamedit alejhis-selam dhe gjërat më të këqija janë risitë dhe çdo bidat është humbje."* (Transmeton Muslimi në "Sahihun" e tij). Ajetet dhe hadithet në këtë kontekst janë të shumta.

Shumë dijetarë janë deklaruar kundër mevludit dhe kanë tërhequr vërejtjen nga ai, bazuar në hadithet që u përme-

ndën dhe në hadithe të tjera, mirëpo disa të mëvonshëm e kanë kundërshtuar këtë qëndrim dhe e lejuan atë nëse ajo nuk përmban diçka të ndaluar, sikurse teprimi në madhërimin e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, përzierja e burrave me gra ose përdorimi i instrumenteve (muzikore) dhe gjërave të tjera që i ndalon feja e pastër. Ata menduan se janë nga bidatet e mira, ndërsa në sheriat rregulla është se kthimi për çdo mosmarrëveshje që ndodh mes njerëzve është tek libri i Allahut dhe Sunneti i të Dërguarit të Tij, ashtu siç thotë Allahu i Lartësuar: ***"O ju që besuat, bindjuni Allahut, të Dërguarit të Tij dhe përgjegjësve nga ju. Nëse nuk pajtoheni për***

*ndonjë çështje, atëherë parashtrojeni atë tek Allahu (Kur'ani) dhe i Dërguari i Tij (Sunneti), po që se i besoni Allahut dhe Ditës së Fundit. Kjo është më e dobishme dhe përfundimi më i mirë."* (En-Nisa: 59). Dhe thotë: *"Për çdo send që nuk pajtoheni, gjykimi për të është tek Allahu."* (Shura: 10)

E kthyem këtë çështje kremtimin e mevludit në librin e Allahut dhe aty gjetëm se libri i Allahut na urdhëron të pasojmë Pejgamberin sal-lAllahu alejhi ve sel-lem në atë me të cilën ka ardhur (fenë e pastër) dhe të largohemi nga ajo prej së cilës na ka porositur të largohemi. Ky libër na tregon se Allahu i Lartësuar ka plotësuar fenë për këtë

ummet dhe kremtimi i mevludit nuk bën pjesë në atë që ka thirrur Muhamedi alejhis-selam, kështu që nuk është nga feja të cilën na e ka plotësuar Allahu dhe na ka urdhëruar të pasojmë të Dërguarin. Këtë çështje e kthyem tek Sunneti i të Dërguarit dhe nuk gjetëm në të se ai e kishte vepruar apo kishte urdhëruar të veprohet dhe as shokët e tij nuk e kanë vepruar, kështu që mësuam se ky festim nuk është nga feja por është nga gjërat e shpikura dhe njëkohësisht është përngjasim me çifutët dhe të krishterët në festat e tyre.

Nga kjo u bë e qartë për atë që ka sado pak logjikë, që e dëshiron të vërtetën dhe është i paanshëm në kërkimin e saj,

se kremtimi i mevludeve nuk është prej fesë islame, por nga risitë prej të cilave Allahu dhe Muhamedi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem na kanë urdhëruar të largohemi. Nuk duhet që një i mençur të mashtrohet nga shumica e njerëzve që e veprojnë, ngase e vërteta nuk njihet nga numri i madh i vepruesve, por me argumente të qarta të sheriatit, siç thotë Allahu për të krishterët dhe çifutët: ***"Ata thanë: Kurrsesi nuk ka për të hyrë askush në xhennet, përveç atij që është jehudi ose krishterë! Ato janë fantazi të tyre! Thuaju sillni argumentet tuaja (për çka pretendoni) po që se jeni të drejtë!"*** (El Bekare: 111). Dhe thotë i Lartësuari: ***"Ne qoftë se u bindesh***

*shumicës (mohuesve që janë) në tokë, ata do të të largojnë nga rruga e Allahut."* (El En'am: 116)

Madje shumica e këtyre kremtimeve të mevludeve duke qenë se janë bidate nuk shpëtojnë nga haramet e tjera, sikurse përzierja e burrave me gra, këndimi dhe përdorimi i veglave muzikore, përdorimi i pijeve alkoolike dhe narkotike dhe gjërave të tjera, madje ka mundësi të ndodhin gjëra edhe më të mëdha, siç është shirku i madh, duke tepruar në madhërimin e Muhamedit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem apo dikujt tjetër nga evliatë, duke iu lutur atij, duke kërkuar ndihmë nga ai apo duke besuar se ai e di të fshehtën dhe gjëra të tjera kufri, të

cilat i bëjnë njerëzit gjatë festimit të mevludit të Muhamedit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem apo të njerëzve të tjerë që i quajnë evlia.

Është vërtetuar nga Muhamedi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem se ka thënë: *"Ruajuni nga teprimi në fe, se me të vërtetë ajo që i ka shkatërruar popujt e mëhershëm ka qenë teprimi në fe."*

Në një hadith tjetër Muhamedi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem thotë: *"Mos më ngrini (lavdëroni) ashtu siç e kanë ngritur të krishterët birin e Merjemes, ngase unë jam rob dhe thoni rob i Allahut dhe i Dërguari i Tij."* (Transmeton Buhariu në "Sahihun" e tij nga Ibën Umeri radijAllahu anhuma.)

Nga gjërat e çuditshme është se shumica e njerëzve kujdesen për pjesëmarrjen në këto festa të shpikura, duke i mbrojtur ato, por lënë anash gjërat që Allahu i obligoi për ta, si shkuarja në xhuma dhe namazi me xhemat, madje nuk e çajnë kokën për këtë dhe nuk llogaritin se kanë bërë mëkat të madh. Nuk ka dyshim se e gjithë kjo është nga besimi i dobët dhe shkurtpamësia që kanë këta njerëz dhe për shkak se zemrat e tyre janë të nxira me mëkate. E lusim Allahun qe të na ruajë ne dhe gjithë muslimanët!

Nga gjërat e tjera që bëhen në këto kremtime është se disa mendojnë se Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem

është prezent në ato kremtime dhe për këtë arsye ata ngrihen në këmbë duke e mirëpritur dhe përshëndetur atë, por kjo gjë është injoranca dhe humbja më e madhe, sepse Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem nuk ngrihet nga varri para Ditës së Gjykimit dhe nuk kontakton me ndonjë njeri dhe nuk është prezent në asnjë tubim. Ai është banor i varrit deri në Ditën e Gjykimit dhe shpirti i tij është i ngritur lart tek Allahu xhel-le she'nuh, siç thotë Allahu: ***"Mandej, pas kësaj (krijimi) ju do të vdisni. E në Ditën e Kiametit do të ringjalleni."***(El Mu'minun: 15-16).

Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem thotë: *"Unë jam i pari që do të më hapet*

*varri në Ditën e Gjykimit, jam i pari që do të ndërmjetësojë dhe jam i pari që do të më pranohet ndërmjetësimi."* Paqja dhe mëshira e Allahut xhele xhelaluhu qoftë mbi të. Ja, ky ajet dhe hadith dhe ajetet e hadithet e tjera që janë në këtë kontekst tregojnë qartë se i Dërguari sal-lAllahu alejhi ve sel-lem dhe njerëzit e tjerë nga të vdekurit dalin nga varret vetëm në Ditën e Gjykimit dhe për këtë çështje janë në pajtim të gjithë dijetarët islamë dhe nuk ka kundërshtim mes tyre.

Çdo musliman obligohet të ketë kujdes për këto gjëra dhe të ruhet nga gjërat që shpikën injorantët nga bidatet dhe trillimet, për të cilat Allahu nuk ka

zbritur ndonjë argument. Vërtet Allahu është ndihmuesi dhe tek Ai mbështetemi, nuk ka ndryshim të gjendjes e as fuqi veçse me Allahun.

Ndërsa dërgimi i përshëndetjeve mbi Muhamedin sal-lAllahu alejhi ve sel-lem është prej punëve më të mira që të afrojnë tek Allahu, siç thotë Allahu subhanehu ve teala: ***"Është e vërtetë se Allahu dhe engjëjt e Tij përshëndesin (dërgojnë salavat mbi) Pejgamberin. O ju që keni besuar, përshëndeteni (duke rënë salavat) dhe përshëndeteni me selam."*** (El Ahzab: 56). Muhamedi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem thotë: *"Kush dërgon për mua një salavat, Allahu dërgon mbi të dhjetë salavate."* Salavatet

mbi Pejgamberin sal-lAllahu alejhi ve sel-lem janë të lejuara në çdo kohë, por janë më të kërkuara në fund të çdo namazi, madje janë obligim në uljet e fundit (tehijatin) të çdo namazi sipas shumë dijetarëve, ndërsa janë sunnet i fortë në shumë vende të tjera, si p.sh. pas ezanit, kur përmendet emri i Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, në ditën e xhuma dhe natën e saj siç janë transmetuar shumë hadithe për këtë gjë. Allahu është Përgjegjës të na mundësojë neve dhe të gjithë muslimanëve ta kuptojmë fenë e Allahut dhe t'i forcojë në të, duke i bekuar të gjithë në praktikimin e Sunnetit të Muhamedit sal-lAllahu alejhi ve sel-lem dhe largi-

min nga risitë. Vërtet Ai është Bujari dhe Fisniku. Përshëndetjet qofshin mbi të Dërguarin tonë Muhamedin, mbi familjen dhe shokët e tij.

# PËRMBAJTJA